# Vendimi i Islamit për lënësin e namazit

Dijetari i madh dhe muhadithi i kohës,
Imam Muhamed Nasirudin el Albani
Vdekur në vitin 1420 h. (Allahu e mëshiroftë!)
Përgatiti për botim:
Ali ibën Hasen ibën Ali ibën Abdulhamid el Halebi el Etheri
Titulli në Origjinal:
"Hukmu Tariki es Salat"
Autor: Muhamed Nasirudin el Albani
Përktheu: Unejs Shuajb Murati & Ylli Rama
Recensim: Bledar Hoxha

## Parathënia e botimit të dytë

Falenderimi i takon Allahut të Vetëm. Paqa dhe Bekimi i Allahut qofshin mbi të Dërguarin e tij, shokët dhe pasuesit e tij!

Botimi i parë i kësaj brushure të dobishme ka qenë gjatë jetës së profesorit dhe dijetarit tonë, imamit Ebu Abdurrahman Muhamed Nasirudin el Albani (Allahu e mëshiroftë!), në prezencën e vetë atij. Ndërsa sot, ajo po përgatitet të ribotohet dhe të shpërndahet, por pas ndarjes dhe vdekjes së tij, Allahu e mëshiroftë!

Në fjalën hapëse, ne përforcojmë edhe më shumë faktin se botimi i parë i kësaj broshure të bereqetshme ka bërë dobi të shumta, në dy drejtime:

Së pari: Kthimi i shumë lënësve të namazit, të humbur e të prishur, të devijuar nga rruga e së Vërtetës, tek e Vërteta dhe serioziteti, tek Rruga e Drejtë e Allahut. Shkak ka qenë se kjo broshurë ka mbledhur nga të mirat e ligjit Islam, kërcënime fetare dhe shtytje studimore, të cilat ringjallën vdekjen e zemrave të tyre dhe shëruan gjymtyrët e sëmura të tyre.

Së dyti: Përpikëria në përmbledhjen e subjektit dhe studimin e tij, nga aspekti i të gjykuarit me dalje nga Islami apo jo, duke qëndruar në fjalën e mesme, pa lënë diçka mangët dhe pa e tepruar. Larg tejkalimit dhe neglizhencës. Në pëlqim me metodën e pasuesve të Selefëve.

Ashtu siç kam përmendur edhe në parathënien e botimit të parë, esenca e kësaj broshure është kërkim akademik studimor i profesorit tonë, Muhamed Nasirudin el Albani (Allahu e mëshiroftë!), i bazuar në një transmetim të saktë nga transmetimet e Hadithit të ndërmjetësimit, bazën e të cilit e kanë kundërshtuar disa grupacione nga pasuesit e bidateve e dëshirave të tyre, qofshin ata të hershëm apo bashkëkohorë. Këtë Hadith, ai e ka nxjerr në librin e tij të shndritshëm "Silsiletu el Ehadith es Sahihatu" (Nr.3054).

Pas botimit të kësaj broshure për herë të parë, përveç asaj që gjendet në "Silsiletu el Ehadith es Sahiha", shtoi edhe disa fjalë që kanë lidhje të ngushtë me këtë temë. Ai e titulloi atë shtesë:"Hadithi i ndërmjetësimit përfshin edhe lënësin e namazit prej muslimanëve".

Ai (Allahu e mëshiroftë!), në atë shtesë thotë:

"Më pas e kam botuar këtë punim studimor në një brushurë të posaçme, me titull "Vendimi për Lënësin e Namazit"**1**, me të cilën Allahu u bëri dobi shumë krijesave të Tij, megjithëse disa autorë librash e refuzuan vendimin dhe përfundimin e nxjerr në atë broshurë; se lënësi i namazit nga përtacia, por duke besuar se ai është i obligueshëm, nuk është "kafir", pasi që kjo bie në kundërshtim me bindjen e tij të mëparshme, për këtë shkak ai konsiderohet kundërshtar i asaj broshure. Ndërsa ai (besimi i lënësit të namazit se namazi është obligim, me të cilën gjë ai nuk e ka lënë të gjithë obligimin, siç thotë Ibën Tejmije, në "Mexhmuul Fetava": 20/91,92. –fjalë e shejh Aliut), është vepër e zemrës, të cilin Allahu i Lartësuar ka garantuar se nuk ia humb poseduesit të tij, siç ka thënë edhe Ebu Seid el Hudri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!) për këtë Hadith:"Kush nuk e beson këtë Hadith, të lexojë Fjalën e Allahut të Lartësuar:**"Sigurisht që Allahu nuk bën padrejtësi as sa një grimcë…"** [en Nisa: 40]".

1. Pas gjithë kësaj, dr. Sefer Havali (Allahu e faltë!) hedh dyshime mbi atë broshurë, dhe në librin e tij "Dhahiretu el Irxha." (2/759), ai shprehet kështu:"Broshurë e cila i është mveshur shejh Albanit", ndërmjet shumë e shumë dyshimeve boshe, të kota e të pabaza!!

Por nëse do të shihnim tek ai për nga lënia e namazit, ai ngjan më shumë me mosbesimtarët në veprën e tij, ata të cilët do të vajtojnë fatin e tyre në Ditën e Gjykimit, duke qenë në Zjarr. Ata thonë:**"Ne nuk qemë prej atyre që e falin namazin, dhe as prej atyre që e ushqejnë të varfërin."** [el Muddethir: 43-44].

Kështu që, kufri i tij është kufër në vepër, sepse ai ka vepruar vepër të mosbesimtarëve. Ai është njësoj si mosdhënësi i Zekatit, për të cilin është transmetuar gjithashtu Hadith i saktë, se mosdhënësi i zekatit do të dënohet në Ditën e Kijametit, për shkak të pasurisë që nuk e pastroi me zekatin e saj, pastaj do të dërgohet për në Xhenet ose në Zjarr.

Mirëpo, autori i përmendur më sipër (dr. Seferi), Allahu na udhëzoftë neve dhe atë, ka bërë komentim të gabuar, ashtu si ka komentuar gjithashtu edhe Hadithin për mosdhënësin e zekatit, me një komentim që ia ka shfuqizuar kuptimin dhe argumentimin e tij të qartë për atë që folëm më sipër, në dallimin ndërmjet kufrit me zemër dhe kufrit me vepër, edhe pse ky dallim është vërtetuar nga Ibën Abasi dhe disa nxënësit**2** e tij, për t'u pasuar më pas nga pasuesit e Selefëve, si Ibën Kajjimi dhe mësuesi i tij**3**.

2. Është për qëllim fjala e tij:"Kufër (vepër kufri) pa Kufër (që nuk e nxjerr personin nga Feja)". Nga Ibën Abasi janë përcjellë edhe shprehje të tjera të ngashme me këtë, shprehje të cilat janë shpata që ua thyejnë kurrizin grupacioneve të Tekfirit dhe shokëve të tyre në skajshmëri", siç thotë profesori ynë, në "es Sahiha" (7/135).
Sigurisht se ai që dyshon në transmetimin apo tekstin e këtyre fjalëve të Ibën Abasit (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), është njësoj sikur të dyshojë tek vetë ai!!
3. Shih: "Tenvir el Erxhai" (f.91-92/ Revista "el Esale").

Megjithatë, personi në fjalë nuk ka qëndruar absolutisht në këtë fjalë të tyre, qoftë edhe për t'iu kundërvënë, por ku është ai nga kjo?! Allahu i Lartësuar thotë:**"A do të sillemi Ne atëherë me muslimanët njësoj si me kriminelët e mosbesimtarët? Si është kështu me ju? Si gjykoni?"** [el Kalem: 35-36].

Po ashtu, autori në fjalë e ka hequr vështrimin nga Hadithi:"Vërtet që Islami ka disa shenja…"**4**, i cili flet qartë për dallimin ndërmjet "atij që lë një pjesë prej Islamit, e cila është një pjesë Islami e lënë mangët" dhe ndërmjet "atij që i lë të gjitha pjesët e Islamit, i cili e ka lënë të gjithë Islamin". Ai nuk ka dhënë asnjë përgjigje për këtë Hadith!!

Megjithëse nuk e quaj çudi, nëse ai përpiqet t'a interpretojë ndryshe apo t'a konsiderojë të dobët atë, siç ka vepruar edhe me Hadithe të tjera të sakta!!

4. Hadithi i plotë është kështu:"Vërtet që Islami ka disa shenja dhe drita si ato të rrugës. Prej këtyre shenjave është që të besosh në Allahun dhe të mos i përshkruash Atij shok askënd, të falësh namazin, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin, të kryesh Haxhin, të urdhërosh për të mirë dhe të ndalosh nga e keqja, të përshëndesësh familjen tënde me selam kur të hysh tek ata në shtëpi dhe të përshëndesësh me selam njerëzit me të cilët këmbehesh në rrugë. Kush lë diçka prej këtyre, ai ka lënë mangut një prej pjesëve të Islamit, ndërsa kush i lë të gjitha ato, ai i ka kthyer shpinën Islamit." Hadithi gjendet në "es Sahiha" (nr. 333). Ndërsa në "Korrektimin" e bashkangjitur "es Silsile es Sahiha" (Vëll: 1, pjesa: 2, f. 935, botimi i ri), profesori ynë (Allahu e mëshiroftë!) ka shënuar:
"Them: Ky është tekst i qartë, i cili tregon se muslimani nuk del nga Islami për shkak të lënies së një prej pjesëve të tij, prej të cilave është edhe namazi. Mjafton që lënësi i namazit është Fasik/i shthurur, që nuk i pranohet dëshmia dhe se për të ekziston frika e mbylljes së keqe të kësaj jete."

Shkurtimisht, mundësia për t'i kthyer kundërpërgjigje atij (dr. Seferit) është e madhe dhe e lehtë, dhe nuk e di se kur do të jepet rasti që të ndërmarrë një hap të tillë**5** për të qartësuar kritikat që i drejtohen atij, si nga shkenca e fikhut, ashtu edhe nga ajo e Hadithit. Megjithëse përbri kësaj, unë e falënderoj atë për edukatën, butësinë dhe respektin që ka treguar për autorin e atyre fjalëve (shejh Albanin), si dhe e falënderoj gjithashtu për mbrojtjen që i ka bërë Akides së Dijetarëve të Hadithit, në fjalën se besimi shtohet dhe pakësohet, edhe pse ndonjëherë ai ka përzier me të diçka nga tejkalimi, apo mospajtimi e akuzimi me Irxha**6**, megjithëse ai e di mirë se unë i kundërshtoj rrënjësisht murxhiet dhe them se besimi shtohet dhe pakësohet, veprat e mira janë nga besimi, dhe se në të janë të mundshëm edhe përjashtimet, ndryshe nga murxhiet. Megjithatë, ai më

akuzoi me Irxha, më shumë se një herë, duke e përmbysur me këtë porosinë e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):"Veprën e keqe pasoje me një të mirë, që ajo t'a fshijë atë…"!!!

Them: Sa i përngjan e sotmja të djeshmes! Një burrë i tha Ibën Mubarekut: Ç'thua për atë që bën prostitucion dhe pi alkool, a është besimtar ai?

- Ai tha: Unë nuk e nxjerr atë nga besimi.
- Ai burri tha: A tani në moshën e pleqërisë u bëre Murxhi!?
- Ibën el Mubarek i tha atij: Murxhiet nuk më pranojnë mua, sepse une them se besimi shtohet dhe pakësohet, ndërsa murxhiet nuk e thonë këtë. Murxhiet thonë se veprat e tyre të mira janë të pranuara, ndërsa unë nuk e di nëse më është pranuar ndonjë vepër e mirë apo jo! Por unë shoh se ti ke nevojë të madhe të kapësh defterin dhe të ulesh para dijetarëve." Këtë e transmeton Ibën Rahavejh, në "Musnedin" e tij (3/670-671).

---

5. Më pas, Allahu i mundësoi profesorit tonë që ta lexonte librin e personit në fjalë, "Dhahiratu el Irxha", dhe ai bëri disa shënime të shkurtra mbi të, por ato janë shumë të forta, falë Allahut!
6. Murxhiet janë ata që e nxjerrin punën nga esenca e besimit dhe thonë se besimi është vetëm në zemër, nuk shtohet e nuk pakësohet, etj.

---

Them: Pika e takimit ndërmjet dy shpifjeve të padrejta, është të bashkuarit në shprehje me disa nga fjalët e murxhieve; unë ngase nuk e kam konsideruar të dalë nga Feja (kafir) atë person që e lë namazin nga përtesa, ndërsa Ibën Mubareku, ngase nuk e konsideronte të dalë nga Feja atë person që bën gjynah të madh!

Nëse do t'i kundërvihesha atij me të njëjtën mënyrë, unë do t'a akuzoja atë se ai është prej Havarixhëve**7**, pasi që havarixhet e nxjerrin nga Feja lënësin e namazit dhe secilës prej katër shtyllave të tjera të Islamit!

Por:"**Unë i kërkoj mbrojtje Allahut, nga të qënurit prej injorantëve që nuk marrin vesh.**" [el Bekare: 67].

---

7. D.m.th: Në çështjen e Namazit…
Tërheqim vërejtjen këtu, se nuk ka kundërthënie ndërmjet kësaj fjale të shejhut tonë (Allahu e mëshiroftë!), me atë që është përgjigjur në pyetjen që i është bërë, më 27/Dhilhixhe/1418h. siç gjendet në kasetën e titulluar "Havarixhët bashkëkohorë", për librin "Dhahiretul Irxha fi el Fikri el Islami" të Sefer Havalit, nëse e ka parë apo jo atë libër?
- Shejhu tha: Po, e kam parë.
- I thanë: Po shënimet (fusnotat), a i ke vënë re, veçanërisht ato në vëllimin e dytë?
- Shejhu tha: Unë kam pasur dikur një mendim, të cilin e kam shfaqur para më shumë se tridhjetë vjetësh, kur kam qenë në "Universitetin Islamik" në Medine, dhe në një tubim jo të vogël, jam pyetur se çfarë mendimi kisha për xhematin e Tebligëve? Unë thashë se ata janë "Sufije bashkëkohorë". Ndërsa sot, më shkoi në mendje që t'i quaj këta, që u janë bashkangjitur atyre, të cilët kanë dalë kundër udhëheqësve në kohën tonë dhe të cilët i kanë kundërshtuar selefët në shumë prej metodave e rrugëve të tyre. Kështu që, mua m'u duk e përshtatshme t'i quaj këta "Harixhije asrije/bashkëkohore".

Këta të sotmit ngjajnë shumë me havarixhët, sidomos kur lexojmë fjalët e tyre, fjalë të cilat në fakt ndjekin rrugën dhe drejtimin e havarixhëve, në lidhje me nxjerrjen nga Feja të atij që bën një gjynah të madh, gjë e cila, nuk di ç'të them, por ndoshta është pavëmendësi e tyre, ose kurth i ngritur nga ata!
Këtë e them gjithashtu, nisur nga Fjala e Allahut të Lartësuar:"**…e mos lejoni që armiku dhe urrejtja ndaj të tjerëve t'ju bëjë që t'i shmangeni drejtësisë. Jini të drejtë; kjo është më afër përkushtimit dhe kini frikë Allahun.**" [el Maide: 8]. Nuk di ç'të them! Këta nuk e shprehin hapur se çdo gjynah i madh e nxjerr vepruesin e tij nga Islami, por ata sillen rreth disa gjynaheve të mëdha dhe heshtin, apo mbyllin sytë para disa aspekteve të tjera. Kjo fjalë që themi për ta, është prej drejtësisë për të cilën jemi urdhëruar të mbajmë."
Them (shejh Aliu): Profesori ynë i nderuar, shejh Rabij ibën Hadi (Allahu largoftë nga ai kurthet e shtigjeve!), ka bërë një koment të mrekullueshëm për këto fjalë të shejhut tonë. Atë koment e kemi shënuar në revistën tonë "el Esale" (Nr. 24/f. 88-89), si dhe në librin tim "et Tearif ue et Tenbie" (139-141).
Shih gjithashtu disa kundërpërgjigje me vlerë të shejhut të nderuar, Rabij ibën Hadi, kundër dr. Sefer el Havali, të përmendura në revistën tonë, "el Esale" (Nr. 24/f.15-21 dhe nr. 35/f.55-62).

---

Them: E gjithë kjo është fjala e shejhut tonë, el Albanit (Allahu e mëshiroftë!), të cilën e kam përmendur të plotë, në librin "et Tearif ve et Tenbieh Biteesilat el Alameti el Albani fi Mesaili el Iman uer Radi ala el Murxhie" (f.133-136), nën temën:"Kush nuk i di çështjet e dijes, atëherë t'i mësojë ato!!" Pastaj kam thënë: Kjo është fjala e shejhut tonë, imam Albanit (Allahu e mëshiroftë), në mënyrë arbitrare e me drejtësi. Ajo fjalë është e mjaftueshme, dhe për pasuesit dhe kërkuesit e të Vërtetës, bindëse.

Ndërsa tani them: Kërkoj mbrojtje nga Allahu prej fanatizmit dhe padrejtësisë...

Po e përfundoj këtë parathënie duke përmendur diçka të rëndësishme, që ka të bëjë me gjykimin për lënësin e namazit, e cila është: se ka dalë një fjalë dhe është shpikur një gjykim, i cili nuk ka mbështetje e as e ka thënë njeri; ajo është bërja kafir e lënësit të namazit në këtë botë, duke zbatuar mbi të të gjitha vendimet që zbatohen mbi atë që del nga Islami, të gjitha ato, madje edhe ndarjen mes tij dhe gruas së tij, ndalimin nga trashëgimia dhe mosvarrosja e tij në varrezat e muslimanëve! Pas gjithë kësaj, thonë:"Nëse Allahu e di se thënësi i shehadetit, se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, është i sinqertë në të, ai kthehet në Ditën e Gjykimit në Dijen e Allahut, duke përfituar nga Mëshira e Tij, si rezultat i sinqeritetit që ka pasur, mospërjetësimin në Zjarr!"

Kjo është fjala e tij**8** – Allahu e faltë! - fjalë për fjalë.

Ku është ai nga fjalët e të gjithë dijetarëve në këtë çështje të madhe, qofshin të hershmit apo të mëvonshmit, ata që e bëjnë kafir (mosbesimtar) apo ata që nuk e bëjnë?!

Kjo do të thotë të bashkosh mes dy të kundërtave!!

Por, "Kush punon një punë që nuk është në çështjen tonë, ajo është e refuzuar", pa dyshim.

Në "Tenvir el Erxha..." (f.25-77 nga revista "el Esale") është një kundërpërgjigje e sqaruar për këtë.

Edhe diçka tjetër e rëndësishme, njësoj si e para. Ajo ka të bëjë me fanatizmin e disa prej atyre që pretendojnë se janë prej dijetarëve, të cilët anojnë në nxjerrjën nga Islami të lënësit të namazit, fanatizëm i cili bëri që ata t'i veshin kundërshtarit të tyre Irxhanë, apo se ata "i ulin vlerën" namazit, nga mosbërja "kafir" lënësin e namazit!!

---

8. Sh.p. Ai është Ebu Malik Muhamed Shakra.

---

Kjo e fundit është e kotë dhe nuk ka nevojë për shumë komente!!**9**

Ndërsa, sa i përket të parës, që është veshja me Irxha, na ka mjaftuar përgjigjja dhe kundërpërgjigjja e dijetarit të nderuar, profesorit tonë, shejh Ebi Abdilah Muhamed ibën Salih el Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!), kur ai u pyet:

"Disa njerëz thonë se shejh Albani (Allahu e mëshiroftë!), në çështjet e besimit thotë me fjalën e murxhieve. Çfarë thotë shkëlqesia juaj për këtë?!"

Përgjigjja e profesorit tonë të nderuar, Ibën el Uthejminit (Allahu e mëshiroftë!) ishte tekstualisht kështu:

"Them siç ka thënë poeti:

"Ngrijini prej tyre fajësimet,
O ju humbtë babai i babait tuaj!
Ose zini vendin që ata kishin zënë!"

Albani (Allahu e mëshiroftë!) është dijetar, muhadith (dijetar i hadithit), fakih (dijetar i fikhut -legjislacionit Islam), megjithëse është më i fortë në hadith se sa në fikh.**10** Unë nuk di që ai të ketë ndonjë fjalë që përmban Irxha, assesi. Por, ata që duan t'i quajnë njerëzit kafira, thonë për atë, e për të tjerë si ai: Ata janë prej murxhieve! E kjo hyn tek mveshja me llagape të ndaluara.

---

9. Këtij dyshimi bosh, i jam kundërpërgjigjur në një shënim të vogël, në librin "et Ta'rif ve et Tenbietu..." (f.90); le të shikohet.
10. Të mos rebelizohet ndonjë injorant, apo ziliqar, me këtë fjali parantezë të shejh Ibën el Uthejmin, për fik'hun e shejhut tonë, Albanit (Allahu e mëshiroftë!), ashtu si dhe të mos rebelizohet me të njëjtën fjali, por për dijetarë të tjerë, të cilët kanë qenë në fikh më të fortë se në hadith!
Ngase dija nga një aspekt, ka degë e tema të ndryshme, ndërsa nga aspekti tjetër, ka shkallë dhe grada të ndryshme

Ndërsa unë dëshmoj për shejh Albanin (Allahu e mëshiroftë!), se ai ka qenë në Rrugën e Drejtë, me Akide të pastër e me qëllim të mirë. Por megjithatë, nuk themi se ai nuk gabon. Sepse askush nuk është i pagabueshëm përveç të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!)..."**11**

Një herë tjetër, dhe duke kundërshtuar ata që thanë se shejh Albani është murxhi, Ai (Allahu e mëshiroftë!), tha**12**:

"Kush e akuzon shejh Albanin me Irxha, ai ka gabuar; ose sepse ai nuk e njeh Albanin, ose sepse nuk e njeh Irxhanë.**13**

Albani është prej Ehli Sunetit, sakrifikues për të, imam në Hadith, saqë nuk njohim ndokë që e konkuron atë në kohën tonë. Por disa njerëz - dhe lusim Allahun të na ruaj prej tyre! – kanë smirë në zemrën e tyre; nëse sheh suksesin e ndokujt në tokë, shkon dhe shpif për të; siç veprojnë munafikët (hipokritët), të cilët shpifin për ata që japin lëmoshë prej besimtarëve, e ata të cilët nuk gjejnë çfarë të japin përveç mundit të tyre. Ata shpifin e përgojojnë për atë që jep lëmosh shumë, e për atë që jep pak, nga varfëria!

Këtë njeri (Allahu e mëshiroftë!) e njohim nga librat e tij, madje unë e njoh edhe nga disa takime që kam pasur me të nganjëherë. Ai është selefi në Akide, i pastër në menhexh. Por disa njerëz duan që të bëjnë kafira robët e Allahut, me atë që nuk i ka bërë Allahu të atillë, e pastaj pretendojnë se ai i cili i kundërshton në këtë gjë, është murxhi, duke shpifur, mashtruar e dëshmuar rrejshëm.

11. Është marrë nga takimi i Drejtorisë së Thirrjes, në Ministrinë Fetare dhe të çështjeve të Islamit, në Katar, më datë: 7\5\2000, e Allahu i shpërbleftë të gjithë me të mira!
12. Vëreje pak akuzën e bërë ketu me fjalën "murxhi", ndërsa më parë me fjalën:"thotë me fjalën e murxhive"! Që ta dish se këta që luajnë me fjalë, nuk munden të mashtrojnë për profesorat tanë dijetarë dhe imamët tanë të mëdhenj.
13. Them: Ose sepse ai nuk i njeh që të dy! E kjo është gjendja aktuale e tyre, pa pikë dyshimi…

Ndaj mos e dëgjoni këtë fjalë prej kujtdo që ajo të dalë…!"**14**

Kjo është fjala e dijes për njerëzit e dijes, kështu që kapu për të, o nxënës i dijes, sepse ajo është metoda e drejtë dhe rruga më e arsyeshme, e mos prano zëvendësim të saj, as mos u largo prej saj…!**15**

Kujdes, përsëri kujdes! O ti vëlla i dashur që e do të vërtetën! Kujdesu të mos mashtrohesh nga fjalët e zbukuruara të injorantëve të panjohur**16**, frikacakëve që dridhen, trilluesve të luhatshëm. Ata të cilët nuk njohin drejtësi, nuk punojnë me hakun (të vërtetën) dhe nuk dallojnë dije, të cilët duke u maskuar thonë:

Ai ështe murxhi (shejh Albani)!

Apo: Ka rënë në përputhshmëri me murxhiet!!

Apo: Ai ka irxha!!!

Ju i mveshët atyre turpin,
që të largoni njerëzit prej tyre,
ashtu siç vepron magjistari i djallëzuar.
Por faji i tyre, për Zotin, nuk është tjetër,
veçse ata u kapën për Furkanin
dhe Shpalljen e Allahut të Madhëruar!

---

14. Siç është në kasetën me titull:"Biseda telefonike me dijetarë të thirrjes Selefije" (Nr: 4), e nxjerr nga:"Mexhalis el Huda lil Intaxhi ve et Teuzi", në Algjeri, më datë 12\6\2000.
15. Prej çështjeve që të habisin, është se disa të ashtuquajtur "të arsimuar", të cilët kanë qenë të "lidhur" pas shejhut të nderuar, Ibën Uthejminit (Allahu e mëshiroftë!), madje e konsideronin si ndërmjetës mes tyre dhe Allahut(!), kur e panë këtë fjalë të tij, e disa të tjera, që nuk u përshtatet me epshet e tyre, e që e kundërshton qëllimin e tyre, filluan të flasin e të shpifin kundra shejhut. Madje në disa faqe të internetit, pretenduan se fjala e shejh Ibën Uthejminit (në një çështje të caktuar), i ka përçarë muslimanët kudo që janë në botë!! [Nëse ata e mohojnë adresimin e kësaj fjale tek ata, a e pranojnë atë në realitet, apo e kundërshtojnë në gjykim?!!] Këta lloj njerëzish, me të cilët nuk bën dobi mirësia, e as nuk përmirësohet me ta jetesa, duhet që të thyhet pragu i tyre i dobët, e të shkatërrohen kullat e tyre të pafuqishme!!
16. Pyetja e vëllezërve tanë nga Algjeria, të cilët i përmendëm pak më parë, dhe përgjigjigjja e saj, ishte rreth një shkrimi të një të panjohuri, Ebu Ruhajm!! Shejhu i nderuar, Ibën Uthejmini (Allahu e mëshiroftë!), e filloi përgjigjen e tij duke thënë:"Nuk e njoh atë..."
Kjo fjalë e shejhut tonë të nderuar është diskreditim që e hedh poshtë këtë pretendues, përmbi rënien ku ai është mbytur!!!
E sa i përket diskreditimit nga ana e shejhut tonë, Ebi Abdurrahman Muhamed Nasridin el Albani (Allahu e mëshiroftë!) ndaj këtij pretenduesi, atë e kam përmendur në librin:"Me shejhun tonë, ndihmuesin e sunetit dhe Fesë...", (f.33-34). Ajo ka të bëjë me kundërpërgjigjen e shejhut ndaj asaj që ai (Ebu Ruhajmi) ka shkruajtur kundra meje!
Ajo Fjalë e shejhut (Allahu e mëshiroftë!), është:"Fjalët e tij tregojnë smirë dhe zili të neveritshme. Që sa e lexova atë, e mora vesh se ai është injorant i anshëm e partiak...", e deri ne fund te fjalës së tij (Allahu e mëshiroftë!).
Si do të thuhej, nëse mësojmë edhe dy gjëra të tjera:
E para: Në botimin e dytë dhe të tretë të këtij libri, të cilit i ka ndryshuar edhe emrin, nga:"Tahdhir el Umme...", në "Hakikatu el Hilaf...", ku ai e ka sharë shejhun tonë, shumë hapur disa herë, duke shpifur ndaj tij me disa shpifje, të cilave ai nuk ua di esencën dhe as të vërtetën, e që është el Irxha!!
E dyta: Dikush, i cili vazhdon ende të adresohet tek selefijet në përgjithësi dhe tek shejhu ynë në veçanti, e ka ngritur dhe e ka lavdëruar atë libër, madje për të ai ka thënë:"Ai është vërtet libër që lexohet, e duhet të lexohet. Ky është libër bazor në një prej çështjeve të besimit", deri në fund të fjalës së tij – Allahu e faltë! Megjithëse ai libër – pasha Allahun! – është libër bosh, i ndërtuar në injorancë e mësymje.
Vëllai ynë i nderuar, Azmi el Xhevabire, bashkë me dy vëllezër të tjerë, kanë shkruar një dëshmi të vërtetuar, të marrë nga shejhu ynë (Allahu e mëshiroftë!), ku zbulohet kjo përmbytje, shumë e më shumë. Ai shkrim është i njohur dhe i përhapur.

---

Së fundi:

Kjo parathënie, si dhe shtesat e mia të ndryshme në këtë libër, të cilat janë përmendur nëpër fusnota, kam dashur që t'i shkruaja më mirë se sa janë, në hollësi, analizë, kritikë e miratim.

Por unë tani them atë që shejhu ynë e ka përsëritur prej kohësh:"Ajo që nuk mund të arrihet e gjitha, nuk duhet të lihet e gjitha".

Kështu që, po e lë për në një kohë më të lirë, duke e lutur Allahu e Lartësuar me Akide të pastër nga shpikjet, e me argumente të miratuara të selefëve.

Zemra (ime) ka qenë dhe është e hapur për çdo kënd që ka ndonjë kritikë akademike vëllazërore, apo ndonjë udhëzim të ligjshëm e sipas Sunetit, pa pasur mendjemadhësi e as fanatizëm.

E sa i përket sharjeve, shpifjeve dhe gënjeshtrave, ato mund t'i bëjë çdo kush, i vogël apo i madh, madje mundësitë e të voglit janë më të mëdha se ato të madhit, për shkak të mendjelehtësisë dhe pakujdesit të tij.

Allahu i mëshiroftë dijetarët tanë, imamët e mëdhenj, të cilëve iu lirua litari dhe iu afrua vdekja, e ne i humbëm ata! Sigurisht që fatkeqësia me vdekjen e tyre ishte shumë-shumë e madhe:

Shejh Ibën Baz…
Shejh el Albani…
Shejh Ibën Uthejmin…

Allahu i mbuloftë ata me Mëshirën e Tij dhe i bëftë banues të Xhenetit të Tij!

Ngushëllimi i ynë i vetëm, pas durimit dhe suksesit nga Allahu, është që t'a mbajmë lart metodologjinë e tyre dhe të vazhdojmë të ecim në rrugën e tyre, si dhe të qëndrojmë me forcë e vendosmëri përballë çdokujt që kërkon të ndryshojë, të zëvendësojë apo t'ia mbathë. Pasi që ata janë njerëz, shoqëruesi dhe pasuesi i të cilëve nuk humbet kurrë e as nuk hidhërohet.

Fjalët tona të fundit janë: Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.

Shkroi:
Ali ibën Hasen el Halebi el Etheri - Allahu e faltë!
Zerka – Jordani
5/Dhul Kaade/1421h – 29/1/2001.

## Parathënia e botimit të parë

Falënderimet i takojnë vetëm Allahut. Vetëm Atë falënderojmë, Atij i kërkojmë ndihmë dhe falje të gjynaheve tona. I kërkojmë mbrojtje Allahut prej të keqes së vetëve (shpirtrave) dhe punëve tona! Atë të cilin e udhëzon Allahu, nuk ka kush e humb dhe atë të cilin humb Allahu, nuk ka kush e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij.

Prej çështjeve në të cilat nuk ka polemikë mes muslimanëve, është se lënia me qëllim e namazit farz/të obligueshëm është nga gabimet më të rënda dhe nga mëkatet më të mëdha, madje krimi i tij është më i madh se mbytja e njeriut, vjedhja e parave, prostitucioni dhe pirja e alkoolit. Dhe se lënësi i tij meriton Dënimin dhe Zemërimin e Allahut, si dhe nënçmimin e tij në dunja dhe në Ahiret."**17**

Kanë zbitur Ajete të shumta Kuranore që tregojnë madhështinë e namazit dhe qartësimin e mëkatit të madh të atij që e lë, apo neglizhon në të.

Allahu i Lartësuar thotë:

**"Por pas tyre (të mirëve) erdhën pasardhës të këqij, që e lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive (trupore). Shpejt do të shijojnë shkatërrimin, do të hidhen në Xhehenem. Përveç atyre që pendohen, besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi. Të tillët do të hyjnë në Xhenetin e begatë dhe nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi."** [Merjem: 59-60]

---

17. "Namazi dhe gjykimi për lënësin e tij" (f.16), i Ibën Kajimit.

---

**"Atëherë pra, mjerë për ata që falen (për sy e faqe). Të cilët për namazin e tyre janë të pakujdesshëm. Ata që vetëm shtiren (sa për sy e faqe). Dhe nuk japin as sendin më të vogël (as hua)."** [el Maun: 4-7].

**"Ç'ju bëri juve të hyni në Sekar? Ata thonë:"Nuk kemi qenë prej atyre që faleshin."** [el Mudethir: 42-43].

Si dhe shumë Ajete të tjera, të cilat tingëllojnë në veshë dhe trokasin tek dëgjuesit.

Po kështu, janë përcjellë Hadithe të shumta nga i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), ku tregohet pesha e madhe e mekatit për lënësin e namazit, apo neglizhencën e mospërfilljen e tij:

Muhamedi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) thotë:

"Ndërmjet besimtarit dhe idhujtarisë është lënia e namazit."**18**

"Zotimi mes nesh dhe atyre është namazi, kështu që kush e lë atë, ai është kafir."**19**

"Kush e lë namazin me vetëdije, garancia e Allahut është hequr nga ai. Vetëm se është pastruar kujdesi i Allahut ndaj tij"**20**

---

18. Transmeton Muslimi (82), nga Xhabiri (Allahu e mëshiroftë!)
19. Transmeton Ahmedi (5\346), Tirmidhiu (2623), Ibën Maxhe (1079), etj. Ndërsa shejhu ynë (Albani) në komentet e tij, në librin "Kitab el Iman" të Ibën Ebi Shejbes (f.15), thotë:"Zinxhiri i transmetuesëve të tij është sipas kushteve të Muslimit."
20. Transmeton Ibën Maxhe (4034), Buhariu në "el Edeb el Mufrad" (18), etj. Në zinxhirin e trensmetuesëve të tij ka dobësi, por ka transmetime të tjera që dëshmojnë në përforcimin e tij. Shih "et Telhis el Habir" (2\148) të Ibën Haxherit dhe "Irvau el Galil" (7\89-91) të shejhut tonë Albanit.

---

Them: Dijetarët Islamë, duke shikuar këto ajete Kuranore dhe Hadithe Profetike, kanë polemizuar rreth gjykimit për njeriun i cili e lë namazin me vetëdije; a del nga Islami apo jo?

Imam el Begavi, në "Sherh es Sune" (2/178-179), thotë:

"Dijetarët kanë rënë në kundërshtim në lidhje me daljen apo jo nga Feja të atij që e lë namazin e obligueshëm me vetëdije…"

Pastaj përmendi emrat e atyre që kanë polemizuar në këtë çështje.

Ndërsa Sheukani, në librin "Nejlu el Eutar" (1/369), duke shpjeguar hadithin e Xhabirit të përmendur më sipër, thotë:

"Hadithi argumenton se lënia e namazit është nga gjërat që të çojnë në kufër, dhe nuk ka mospajtime mes muslimanëve për daljen nga Islami të atij që e mohon obligueshmërinë e namazit, përveç atij që ka hyrë i ri në Islam, apo që nuk është shoqëruar me muslimanët aq kohë sa të mësonte se falja e namazit është e detyrueshme.

E nëse e lë nga neglizhenca, me besim në obligueshmërinë e tij, siç është gjendja e shumicës së Muslimanëve**21**, në këtë dijetarët janë kundërshtuar mes njëri-tjetrit."

Pastaj, pasi që përmendi diçka nga ky mospajtim mes dijetarëve, ai transmetoi thënien e shumicës së dijetarëve prej selefëve dhe atyre që kanë ardhur pas tyre, si imam Maliku dhe imam Shafiu, se ai nuk del nga Islami, por është Fasik/i shthurur."

Ibën Hibani, në "Sahihun" e tij (4/324) thotë:

"Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e ka përdorur termin "Kufër" (mosbesim) ndaj lënësit të namazit, sepse lënia e namazit është fillimi i mosbesimit. Pasi

që, nëse personi e lë namazin dhe kjo gjë i bëhet zakon, atëherë e tejkalon atë dhe fillon të lerë obligimet e tjera, gjë e cila e çon atë në mohim e përgënjeshtrim. Ndërsa i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), përdori termin e gradës së fundit, i cili është fundi i gradëve të kufrit, duke emërtuar me të fillimin e tij, i cili është grada e parë e tij, d.m.th. lënia e namazit."

21. Kjo ka qenë në kohën e tij, e çfarë mund të thuhet sot?!

Më pas, ai (Ibën Hibani) vazhdoi me një nën-temë, të cilën e titulloi:"Përmendja e një njoftimi që tregon saktësinë e asaj që përmendëm; se arabët shpeshherë përdorin cilësinë e fundit e të pritur që në fillimet e saj."

E pasi përmendi fjalën e Pejgamberit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):"Polemizimi në Kuranin është kufër (mosbesim)"**22**, ai tha:

"Nëse dikush polemizon në Kuran, kjo e çon atë – nëse nuk e ruan Allahu – që të dyshojë në Ajetet që kanë më shumë se një kuptim. Këtu, i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka përdorur emrin "kufër", i cili është mohimi, për fillimin e shkakut të tij, i cili është polemizimi."

Pra, lënia e namazit është një krim shumë i madh dhe çështje e rrezikshme, i cili të shpie drejt dezertimit nga Islami dhe bashkëngjitja me mosbesimtarët e politeistët, Allahu na ruajt!

22. Transmeton Ebu Davudi (4603), Ahmedi (2\528), Ibën Ebi Shejbe (10\529), el Hakim (2\223), etj. me zinxhir transmetuesish të mirë. Shih "Mishkatu el Mesabih" (336) dhe "Sahih et Tergib" (139), të dyja me rencensimin e shejhut tone, el Albani.

Për këtë shkak, përderisa dijetarët dhe imamët e ummetit kanë mospajtime në këtë çështje shumë të rëndësishme, atëherë për nxënësit e dijes është obligim që të maten dhe të ruhen, e jo të nxitojnë në nxjerrjen nga Feja të lënësit të namazit, duke e cilësuar si jobesimtar e dezertues, me gjithë ashpërsinë e vrazhdësinë. Kjo, pasi që gjykimi për një musliman se ai ka dalë nga Feja Islame dhe ka hyrë në mosbesim, kjo nuk i lejohet një muslimani që beson në Allahun dhe Ditën e Gjykimit, përveç nëse ka argumente më të qarta se dielli i mesditës. Është transmetuar në Hadithe të sakta, nga një numër i konsideruar prej sahabeve**23**, se i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:"Kush i thotë vëllait të tij: O Kafir! Vetëm se e ka merituar atë njëri prej tyre." Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet:"Vetëm se njëri prej tyre ka dalë nga Feja."

Këto hadithe janë një pengesë shumë e madhe dhe një këshillë mëse e qartë, për mosngutjen e të gjykuarit me dalje nga Islami të muslimanit.

Allahu i Lartësuar thotë:

"**Por fjala është për atë që ia hap gjoksin mosbesimit…**" [en Nahl: 106].

Kështu që, dalja nga Feja bëhet me pranimin dhe hapjen e zemrës para kufrit, të kënaqurit me të dhe strehimin tek ai.

Është e vërtetë se xhelozia dhe pasioni mund t'i shtyjë disa nxënës të dijes që të gjykojnë me mosbesim për çdonjëri që e lë namazin, pa marrë parasysh nëse e ka lënë nga mohimi i obligueshmërisë së tij, apo nga përtacia, ku sipas tyre, ata marrin në konsideratë kërcënimin e madh që është bërë për lënien e kësaj pune të madhe, si dhe futjen e dëshirës, siç pretendojnë, që të largojnë çdo neglezhim ndaj namazit dhe gjykimit për të, të cilat mund të çojnë në humbjen e kësaj shtylle të madhe të Islamit.

23. E transmeton Buhariu (10/428) dhe Muslimi (60), nga Ibën Umeri.

Disa prej këtyre dijetarëve dhe nxënsëve të dijes mund të argumentojnë me disa argumente Kuranore dhe Hadithe Pejgamberike, disa prej të cilave i përmendëm më sipër, mirëpo duke mos bashkuar ndërmjet argumenteve të ardhura për këtë çështje, pozitive dhe negative, ose për shkak të mosstudimit të plotë në këtë bashkim të argumenteve!!

Nuk desha që në këtë parathënie të grumbulloj dhe të paraqes argumentet e kundërshtuesve në këtë çështje të madhe, apo të verifikoj pikat e kundërshtimit dhe analizimin e tyre, pasi që kjo temë ka vendin e saj (siç do ta shohim në libër). Por, po mjaftohem këtu duke përkujtuar disa vërejtje akademike të rëndësishme, të cilat mund t'i mungojnë shumë prej nxënësve të dijes:

Së pari: Dijetari i madh, Ahmed ibën Hanbel (Allahu e mëshiroftë!), duke këshilluar nxënësin e tij, imam Hafiz Musedid ibën Muserhed**24**, thotë:

"... Nuk e nxjerr njeriun nga Islami asgjë përveç shirkut, apo nëse ai kundërshton diçka nga obligimet e Allahut, duke i mohuar ato. Por nëse lë diçka nga përtesa apo neglizhenca, ai mbetet në Mëshirën e Allahut; nëse do, e dënon e nëse do, e falë atë…"**25**

Them: Kjo është edhe ajo që ka ardhur qartë në Kuran dhe Sunnet, sipas gjykimit të përgjithshëm dhe për çështjen e namazit në veçanti:

Allahu i Lartësuar thotë:

**"S'ka dyshim se Allahu nuk fal (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përveç këtij (mëkati), i falë kujt do."**

---

24. Siç thuhet në "Tabakat el Hanabile" (1\343), etj. Unë i kam bërë një shpjegim të shkurtër kësaj "Këshilleje", e cila është në botim.
25. Shih: "el Iman" (f.245) të shejhut të Islamit, Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!), për të parë transmetimet e imam Ahmedit rreth kësaj. Disa prej tyre do të përmenden në libër.

---

Ndërsa i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) thotë:

"Allahu ka bërë obligim për njerëzit pesë namaze në ditë. Kush i kryen ato, pa lënë diçka mangut prej tyre nga neglizhenca, ai ka marrë premtimin tek Allahu për hyrje në Xhennet, ndërsa kush nuk i kryen ato, për të nuk ka premtim nga Allahu, nëse do, e dënon e nëse do, e fut atë në Xhennet"**26**

Së dyti:

Imam Muhamed bin Abdulvehabi (Allahu e mëshiroftë!), siç thuhet në "ed Dureru es Senijetu" (1/70), në përgjigje të pyetësit se çfarë e nxjerr muslimanin nga Feja dhe për çfarë luftohet ai, tha:

"Pesë shtyllat e Islamit, e para e të cilave Shehadeti, pastaj katër shtyllat e tjera. Nëse dikush beson në to, por nuk i praktikon nga neglizhenca e përtacia, edhe nëse e luftojmë atë për moskryerjen e tyre, ne nuk gjykojmë mbi të si të dalë nga Islami. Pasi që edhe dijetarët nuk janë në pajtim për daljen apo jo nga Feja të lënësit të namazit nga përtacia, por që nuk e mohon atë. Ne nuk konsiderojmë të dalë nga Feja, përveç atij për të cilin kanë rënë dakord të gjithë dijetarët unanimisht dhe unanimiteti është vetëm për dy dëshmitë."

Së treti:

Disa dijetarë argumentojnë për daljen nga Feja të lënësit të namazit me një Ajet Kuranor, të cilën e konsiderojnë bazën më të fortë të argumenteve të tyre. Është për qëllim Fjala e Allahut të Lartësuar:

**"Por në qoftë se ata pendohen, kryejnë rregullisht faljen e përcaktuar ditore dhe japin zekatin, atëherë i keni vëllezër në Fe…"** [et Teube: 11].

---

26. Transmeton Ebu Davudi (425), en Nesai (1\230), etj. Shih "Sahih et Tergib" (366) të shejhut tonë. Ndërsa Ibën Abdulberri, në "et Temhid" (23\289-301), ka një studim të rëndësishëm në lidhje me këtë.

Ata thonë: Pika e argumentimit me këtë Ajet është se Allahu ka vënë kusht për vërtetimin e vëllazërisë mes neve dhe politeistëve, faljen e namazit, kështu që kush nuk e kryen atë, ai nuk llogaritet vëlla i yni në Fe!

Përgjigjja për këtë lloj argumentimi me këtë Ajet, mund të jepet duke vështruar nga dy aspekte.

Aspekti i parë: Imam ibën Atije, në "el Muharer el Vexhiz" (8/139, botimi në Magrib), thotë:

"Pendohen, d.m.th. që kthehen nga gjendja e tyre e mëparshme, por sigurisht që pendimi i tyre përmban në vetvete besim."

Kështu, kryerja e namazit është kushtëzuar dhe paraprirë nga pendimi, i cili në vetvete përmban besim, pasi që përmendja e Allahut pendimin para namazit dhe zekatit, argumenton se pendimi është baza kryesore mbi të cilën ngrihet vëllazëria fetare.

Për këtë shkak, imam et Taberi, në "Xhamiu el Bejan" (18/86) thotë:

"Allahu i Lartësuar thotë: Nëse këta idhujtarë, për të cilët unë iu urdhërova ju, o besimtarë, që t'i luftoni ata, kthehen nga mosbesimi dhe politeizmi i tyre, në besimin te Allahu dhe i Dërguari i Tij, si dhe kthehen nga mosbindja në bindje, kryejnë namazet e detyrueshme, ashtu si janë urdhëruar dhe japin Zekatin e detyrueshëm, atëherë ata janë vëllëzërit tuaj në Fenë që Allahu ka urdhëruar për ju, e ajo është Islami."

Për këtë që thamë argumenton gjithashtu:

Aspekti i dytë: Allahu në Ajet, bashkë me namazin ka përmendur edhe zekatin. A do të thotë kjo se ai, i cili pendohet dhe e kryen namazin por nuk e jep zekatin, nuk është vëllai yt në Fe, që të ketë të njëjtat obligime që kanë muslimanët dhe të njëjtat të drejta si ata?!

Nëse thuhet jo, por ai është vëlla në Islam!

Themi: Atëherë ku është dallimi ndërmjet namazit dhe zekatit në këtë Ajet, përderisa ato janë të përmendur së bashku në radhitje dhe që të dy pas Pendimit?

Nëse thuhet: Ai nuk është vëlla në Fe!!

Themi: Kjo është fjalë e kotë, pa pikë dyshimi. Meqë për këtë nuk ekziston asnjë argument!

Së katërti:

Transmetohet nga Hudhejfe ibën el Jeman (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), se i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thotë:"Islami do të fshihet ashtu siç fshihet ngjyra e rrobës (nga larja e shumtë), saqë nuk do të njihet se ç'është agjërimi, as namazi, kurbani apo lëmosha. Libri i Allahut të Madhëruar do të ngrihet brenda një nate dhe nuk do të mbesë asnjë Ajet prej tij në tokë. Do të mbesin një grup njerëzish - pleqtë e mëdhenj e të moshuar -, të cilët do të thonë: Kemi arritur prindërit tanë dhe i kemi dëgjuar të thonë këtë fjalë:"La ilahe ila Allah", kështu që edhe ne e themi atë".

Këtë Hadith e transmeton Ibën Maxhe (4049) dhe el Hakim (4/473); nga Ebi Muavije, nga Ebi Malik el Eshxhei, nga Rabii ibën Hirash, nga Hudhejfe ibën el Jeman, të ngritur tek i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!).

el Hakimi e ka konsideruar të saktë/Sahih, ndërsa Dhehebiu e ka aprovuar fjalën e tij. Po kështu, e ka konsideruar të saktë edhe el Busiriu, në "Misbahu ez Zuxhaxheti", dhe fjalën e tij e ka përforcuar edhe hafiz Ibën el Haxher në "Fet'hu el Bari" (13/16).

Ndërsa disa prej tyre e kanë konsideruar të dobët dhe me defekt këtë Hadith**27**, për shkak të disa fjalëve që janë thënë kundër Ebu Muavijes, por të cilat nuk e dëmtojnë atë.

Megjithatë, atyre u ka shpëtuar një transmetim tjetër, ndjekës dhe përforcues i këtij Hadithi:

Ky Hadith është transmetuar gjithashtu nga Ebu Maliku, Ebu Avane, të njëjtin transmetim dhe tekst, siç thotë el Busiri, në "el Misbah" (3/254).

Ndërsa Ebu Avane është i besueshëm e i pëlqyer (tek dijetarët e Hadithit).

Shejhu ynë, el Albani, në librin e tij të shkëlqyeshëm, "Silsiletu el ehadith es Sahiha" (1/130-132), në komentin që i bën këtij Hadithi të saktë, thotë:

"Nga ky Hadith përfitojmë një dobi të rëndësishme që ka lidhje me fikhun/jurisprudencën islame: dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut (shehadeti) e shpëton thënësin e saj nga të qëndruarit përgjithmonë në Zjarr, edhe nëse ai nuk ka vepruar asgjë nga shtyllat e tjera të Islamit, si namazi e të tjerat.

Dhe siç është e njohur, dijetarët janë në kundërshtim në lidhje me lënësin e namazit veçanërisht, nëse ai beson se namazi është i obligueshëm. Shumica e tyre janë të mendimit se ai nuk del nga Islami, por është fasik/i shthurur, ndërsa Imam Ahmedi, siç thuhet për të, ka thënë se lënësi i namazit del nga Islami dhe duhet vrarë si Murted/dezertues, e jo si ndëshkim.

Ndërsa nga Sahabet është përcjellë se ata nuk shihnin ndonjë vepër, lënia e së cilës konsiderohej kufër, përveç namazit. Këtë e transmeton Tirmidhiu dhe Hakimi.**28**

27. Kjo do të përmendet edhe në tekstin e librit që keni duar.
28. Shih "Sahih et Tergib" (1\227).

Ndërsa unë mendoj se mendimi i saktë në këtë çështje, është ai i shumicës së dijetarëve, ndërsa ajo që është transmetuar nga Sahabet, nuk është e prerë se ata me fjalën "Kufër" kanë pasur për qëllim Kufrin që e përjetëson personin në Zjarr dhe se nuk ka shpresë që Allahu t'a falë atë. Si të jetë kështu, duke qenë se Hudhejfe ibën el Jeman, i cili është prej të mëdhenjëve në mesin e atyre sahabeve, i kundërpërgjigjet Sileh ibën Zufer-it, i cili thuajse e kishte kuptuar çështjen ashtu siç e ka kuptuar edhe Ahmedi, kur ai tha:"Ç'dobi do t'u bëjë atyre dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, duke qenë se ata nuk dinë se ç'është namazi…?"

Pas kthimit të shpinës atij (nga mërzitja) Hudhejfe iu përgjigj (tri herë):"O Sileh! Ajo i shpëton ata nga Zjarri."

Ky është tekst nga Hudhejfe (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), se lënësi i namazit - futen këtu edhe shtyllat e tjera të Islamit -**29**, nuk është kafir. Përkundrazi, ai është musliman që shpëton nga përjetësia në Zjarr në Ditën e Gjykimit.

Mësoje këtë, se ndoshta nuk mund t'a gjesh në vend tjetër.

Më pas kam vështruar**30** në "el fetava el Hadithije" (84/2) të Hafidh es Sahavi, dhe gjeta që pas përmendjes së disa Haditheve të mirënjohura, që flasin për konsiderimin "kafir" të lënësit të namazit, ai thoshte:

"Por të gjitha këto kuptohen në mënyrë të drejtpërdrejtë për atë që e lë namazin duke mohuar obligueshmërinë e tij, duke qenë se ai është rritur në mesin e muslimanëve; për këtë person s'ka dyshim se ai është Kafir, unanimisht te të gjithë muslimanët. Nëse ai kthehet përsëri në Islam, atij i pranohet pendimi, në të kundërt, ai vritet.

29. Shejhu ynë, el Albani, në "ed Daife" (1/132) thotë:"Nuk ka pikë dyshimi, se neglezhimi në kryerjen e njërës prej këtyre katër shtyllave që lidhen me të vepruarit, e ekspozon neglizhuesin e tyre për të rënë në kufër."
30. Fjala vazhdon të jetë e shejhut tonë (Allahu e mëshiroftë!), por këtë herë në "es Sahiha"…
Ndërsa dr. Sefer Havali, në librin e tij "edh Dhahira" (2/763) kujtoi i nxituar, se kjo fjalë është e imja!! Ndërsa unë në të vërtetë e kundërshtoj shejhun tonë në këtë pikë!!

Ndërsa ai që e lë namazin, pa pasur arsye, por nga neglizhenca dhe përtesa e tij, duke qenë se ai beson në obligueshmërinë e tij, në këtë rast, mendimi i saktë është ai që ka zgjedhur shumica e dijetarëve: se ai nuk është kafir. Gjithashtu edhe ai i cili e lë namazin derisa të mbarojë koha e tij, si p.sh. e lë drekën derisa të perëndojë dielli, apo akshamin

derisa të lindë dielli, atij i kërkohet të pendohet, ashtu siç pendohet dezertuesi, e nëse nuk pendohet, vritet, lahet, i falet namazi i xhenazes dhe varroset në varrezat e muslimanëve, duke ia kryer të gjitha ceremonitë sipas rregullave Islame.

Ndërsa emërtimi i tij me kufër, mund të komentohet me fjalën se ai i përngjan mosbesimtarit në disa dispozita që lidhen me të dhe të cilat janë obligimi për të punuar, duke bashkuar mes këtyre argumenteve e mes asaj që është vërtetuar nga ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), se ka thënë:"Allahu ka bërë obligim për njerëzit pesë namaze në ditë…"

Dhe në fund të tij thuhet:"…nëse do, e dënon e nëse do, e fut atë në Xhennet"

Gjithashtu, ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:"Kush vdes duke e ditur se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, do të hyjë në Xhenet."**31**

E shumë hadithe të tjera.

---

31. Transmeton Muslimi (26), nga Uthmani (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!).

---

Për këtë shkak, muslimanët kanë vazhduar të trashëgojnë dhe të trashëgohen nga lënësi i namazit, e sikur të kishte qenë kafir, atij nuk do t'i falej gjynahu dhe as nuk do të trashëgonte apo të trashëgohej nga muslimanët.

Së pesti:

Disa dijetarë japin përgjigje për disa Hadithe të transmetuara në këtë çështje, që aludojnë në faljen dhe Mëshirën e Allahut të Lartësuar për disa lënës të namazit, por që nuk arrijnë gradën e shirkut, siç thotë Allahu i Lartësuar:

**"S'ka dyshim se Allahu nuk fal (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përveç këtij (mëkati) i falë kujt do."**

Apo si Hadithi i kartës**32**, apo Hadithi i ndërmjetësimit që do të vijë më pas, etj.

Këta thonë:"Këto hadithe janë të "përgjithshme", kurse hadithet që e konsiderojnë "kafir" lënësin e namazit janë të "veçanta"!

Them: Sikur të kishin thënë të kundërtën e fjalës së tyre, do t'i ishin afruar të vërtetës!

Pasi që, siç është e njohur në rregullin e "premtimit" dhe "kërcënimit"**33** tek Ehli Suneti, siç e ka përmendur edhe shejhu i Islamit, Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!), në disa

vende në librin e tij "Mexhmu el Fetava" (4\484), (8\270), (11\648), (23\305), etj. Përmbledhja e këtij rregulli është:

"Njerëzit që përfshihenw në Tekstet e kërcënimit me Zjarr, janë në Dëshirën e Allahut të Lartësuar; ose i fal, ose e çon në vend kërcënimin."

---

32. Atë Hadith e transmeton Ahmedi (2\213), Tirmidhiu (2639), Ibën Maxhe (4300) dhe el Hakim (1\6, 529). Dhe e ka saktësuar shejhu ynë, el Albani, në "Sisiletu el Ehadith es Sahih" (135).
33. Ky rregull është shumë i rëndësishëm.

---

Ndërsa Tekstet e premtimit, Allahu i zbaton ato mbi ata njerëz që përfshihen në to, ashtu siç ka shkruar Allahu i Lartësuar për Veten e Tij.**34**

Për këtë shkak, disa dijetarë, për të argumentuar bazën e këtij rregulli, thonë:

E nëse unë e kërcënoj apo i premtoj atij,
mund t'a shkel kërcënimin tim,
por do t'a përmbush premtimin.**35**

Shih gjithashtu: "Sherh el Akide et Tahavije" (f.318).

Së gjashti:

Çudia më e madhe, pas gjithë kësaj që përmendëm më sipër, është që dikush, duke e konsideruar thënien se lënësi i namazit nuk është kafir, por ai është i shthurur dhe vepërkeq, të thotë për këtë se ajo është Irxha!!!

Por ç'është Irxhai sipas këtyre?!

Cilat janë kufijtë**36** dhe kushtet e tij?!

---

34. Për këtë është një Hadith i Pejgamberit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), të cilin shejhu ynë, el Albani e ka konsideruar të saktë në "Hadithet e sakta" (2463), nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), se Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:"Atij që Allahu i ka premtuar shpërblim për një punë të caktuar, Ai me të vërtetë që do t'a përmbushë atë. Ndërsa atë që e ka kërcënuar për kryerjen e një pune, Ai zgjedh ç'të dojë."
35. Shih: "Divan Amir ibën et Tufejl" (f.58).
36. Krahasoje fjalën e tyre me fjalën e Ibën Tejmijes (Allahu e mëshiroftë!), në librin "el Iman" (112-114). Ndërsa dr. Seferi –Allahu e faltë! -, në librin e tij "edh Dhahira" (2/650), vjen e thotë:"Askush nuk ka thënë se lënësi i namazit nuk është kafir, përveç atyre që janë ndikuar nga Irxhai, me apo pa vetëdije"!!
Dr. Sefer Havali e ka shprehur hapur akuzimin e shejhut tonë me Irxha në disa vende, në idetë e tij, në librin "Dhahiratu el Irxha", ku prej tyre është fjala e tij në (2/762):
"Edhe pse shejhu ka rënë në përputhje me murxhiet në kufizimin e kufrit vetëm në bindje e besim, ai i ka kundërshtuar ata në pretendimin e tyre se këmbëngulësi në lënien e namazit derisa të vritet mund të jetë

besimtar me zemrën e tij, dhe atij i bëhen ceremonitë sipërfaqësore të Islamit, si larja, qefinosja, namazi i xhenazesë dhe varrosja në varrezat e muslimanëve, si dhe trashëgon e trashëgohet nga muslimanët." Ndërsa shejhu ynë (Allahu e mëshiroftë!), si kundërpërgjigje të fjalës së tij "ka rënë në përputhje me murxhiet", shkroi:"Kjo është akuzë (e pabazë)". Pastaj në faqen tjetër, për "kufizimin e kufrit në bindje", ai shkroi:"Përkundrazi, edhe në punën që argumenton për bindjen e brendshme, gjithashtu."

---

Pas gjithë kësaj, ne përforcojmë dhe bëjmë të qartë, krejtësisht hapur, se lënësi i namazit është kriminel, mëkatar dhe i shthurur, për të cilin është frikë dezertimi dhe dajla nga Islami, apo shirku, nëse ai nuk shpejton në pendim dhe kthim tek Allahu, në kërkim të faljes dhe udhëzimit, apo nëse nuk e mbulon Allahu i Lartësuar me Mëshirën dhe Përkujdesjen e Tij.

Së fundi:

Subjekti i kësaj broshure është nga çështjet e mëdha të dijes dhe për të janë kundërshtuar dijetarët që në kohët e hershme e të mëvonshme**37**.

Kështu që, studimi i kësaj çështjeje kërkon shpirt të pastër e vëllazëror, mendje të ndritur, vështrim të hollë, larg fanatizmit dhe imitimit të verbër, pasi që kjo është ajo që të çon drejt njohjes së të vërtetës, kapjes për të dhe thirrjes tek ajo.

Kjo broshurë**38** e shejhut tonë, dijetarit të madh dhe muhadithit të kohës, Muhamed Nasirudin el Albani (Allahu e mëshiroftë!), është shembull i mirë për atë që përmendëm më sipër. Ua paraqesim atë lexuesve të nderuar, në kërkim të shpërdarjes së dijes, shpërblimit nga Allahu dhe duke iu përgjigjur urdhërit të Allahut të Lartësuar, që kur të kemi mospajtime, të kthehemi tek Allahu dhe i Dërguari i Tij:

**"…dhe nëse keni mosmarrëveshje për ndonjë gjë mes jush, drejtohuni Allahut dhe të Dërguarit (të Tij, Muhamedit), nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë dhe më e përshtatshme për përcaktimin e fundit."** [en Nisa: 59].

---

37. Këtë fjalë e ka thënë shejhu i nderuar, Muhamed ibën Salih el Uthejmin (Allahu e mëshiroftë!), në "Risaletun fi hukmi tariki es Salah" (f.1).
38. Subjekti i së cilës është një Hadith i vetëm, i cili ka lidhje direkte me të.

---

Kështu që, të mos e pengojë ndokënd prej lexuesve të kësaj broshure tradita dhe zakoni i tij, apo ajo me të cilën ai është rritur dhe e ka mësuar nga njerëzit që e rrethojnë, nga pranimi i të vërtetës, nënshtrimi para saj dhe lufta për të, sepse e vërteta është gjëja më e çmueshme që kërkohet, dhe më e lavdishmja që dëshirohet.

I kërkojmë Allahut të Madhëruar të na japë sukses, udhëzim tek e vërteta dhe gjykim të arsyeshëm! Dhe e lusim Allahun që të udhëzojë ata që kanë humbur prej njerëzve dhe të thyejë ata që janë pushtuar nga kufri dhe kryeneçësia!

Fjala jonë e fundit është: Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve.

Shkroi:
Ali ibën Hasen ibën Ali ibën
Abdulhamid el Halebi el Etheri
17/ Rexheb/ 1412 h.

## Vendimi i Islamit për Lënësin e Namazit

Dijetari i madh dhe muhadithi i kohës, Imam Muhamed Nasirudin el Albani
Vdekur në vitin 1420 h. (Allahu e mëshiroftë!)

### Parathënia e autorit

Falenderimet i takojnë vetëm Allahut. Vetëm Atë falenderojmë, Atij i kërkojmë ndihmë dhe falje të gjynaheve tona. I kërkojmë mbrojtje Allahut prej të keqes së veteve (shpirtrave) dhe punëve tona! Atë të cilin e udhëzon Allahu, nuk ka kush e humb dhe atë të cilin humb Allahu, nuk ka kush e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij.

Ky është një studim i vogël akademik, që ka të bëjë me transmetimin dhe shpjegimin e një Hadithi të Pejgamberit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), origjina e të cilit gjendet në vëllimin e shtatë të librit tim, "Silsiletu el Ehadith es Sahiha"**39,** të cilin e pashë të arsyeshme që ta veçoj botimin e tij, për shkak të rëndësisë dhe dobive të tij të shumta. E kjo, pasi atë e panë disa nga vëllezërit tanë dhe më propozuan që t'a veçoja në botim, që të arrihet dobia sa më shpejt. Kjo u përputh me atë çka ishte tek unë dhe i dhashë një kopje shokut dhe nxënësit tonë, djaloshit Ali ibën Hasen el Halebi, që të merrej me parapërgatitjen e tij për shpërndarje dhe përgatitjen e tij për botim, bashkë me një parathënie akademike nga ai, që t'i lehtësojë dobitë e tij për lexuesit e nderuar. Ai e bëri këtë, Allahu ia shpërbleftë me të mira, dhe pastaj e mbikëqyri botimin e tij, e kontrolloi dhe e korigjoi atë.

39.Me numër: (3054).

Në fund të kësaj parathënie të shkurtër, e lus Allahun e Lartësuar që me këtë studim akademik t'i bëjë dobi atij që e lexon dhe shikon në të! Me të vërtetë Ai është Dëgjues, i Cili përgjigjet.

I mbështetur në Allahun e Madhëruar, them:

## Teksti i hadithit40:

Imam Meamer ibën Rashid, në "el Xhamiu" (11\409-411), i bashkëngjitur me "Musanef Abdurrazak"41), nga Zejd ibën Muslim, nga Ata ibën Jesar, nga Ebi Seid el Hudrij (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), se ka thënë: I Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:

"Kur besimtarët të shpëtojnë nga Zjarri dhe të jenë të sigurt për veten e tyre, atëherë, [pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im!], polemika juaj me njëri-tjetrin për një të drejtë tuajën në këtë botë, nuk është më e fortë se polemika e besimtarëve me Zotin e tyre, për vëllezërit e tyre që janë futur në Zjarr.

Thotë: Ata thonë:"O Zoti ynë! Vëllezërit tanë kanë qenë pas falur bashkë me ne, agjëronin me ne, kanë kryer Haxhin me ne dhe kanë pas luftuar bashkë me ne, ndërsa Ti i ke futur ata në Zjarr!"

---

40. E kemi treguar më parë temën dhe vendim ku e ka vendosur shejhu ynë (Allahu e mëshiroftë!) këtë Hadith, në librin e tij "es Silsiletu es Sahiha".
41 Kjo është bashkëngjitje e vjetër, siç ka thënë Ibën Hajr, në "el Fehrese" (f.129).

---

Thotë: (Allahu) thotë:"Shkoni e nxirrni ata që njihni prej tyre."

Shkojnë tek ata dhe i njohin nga fytyrat e tyre, sepse Zjarri nuk i ha fytyrat e tyre, [nuk i tymos ato]. Ka prej tyre që e ka marrë zjarri deri në mesin e kërcinjve, e ka prej tyre që i ka marrë deri në thembra**42**. [Ata nxjerrin nga Zjarri shumë njerëz].

Pastaj thonë:"Zoti ynë! I nxorëm ata, për të cilët na urdhërove."

Thotë:"Pastaj [kthehen dhe flasin e] Ai (Allahu) thotë:"Nxirrni çdokënd që ka në zemrën e tij sa pesha e një dinari prej besimit."

[Ata nxjerrin shumë njerëz] Pastaj thonë:"Zoti ynë! Nuk kemi lënë në të askënd prej atyre që na urdhërove."

Pastaj (Allahu) thotë:"Kthehuni përsëri! Dhe kush ka në zemrën e tij sa gjysma e dinarit (besim), nxirreni atë. [Ata nxjerrin njerëz të shumtë, pastaj thonë]:"Zoti ynë! Nuk kemi lënë në të askënd prej atyre që na urdhërove..."

Derisa (Allahu) thotë:"Nxirrni çdokënd që ka në zemrën e tij sa një grimcë (besim). [Ata nxjerrin njerëz të shumtë].

Ebu Seidi thotë: Kush nuk e beson këtë Hadith, të lexojë këtë Ajet:"**S'ka dyshim se Allahu nuk bën padrejtësi as sa grimca, e nëse ka një vepër të mirë, Ai e dyfishon atë dhe jep prej Tij shpërblim të madh."** [En Nisa: 40].

---

42. Në: "Xhamiu Meamer" thuhet: "deri te duart e tij", ndërsa në fusnotë tek Muslimi, thuhet: "deri te gjunjtë e tij"!
Them: Saktësimi është bërë prej "el Musned", "en Nesai" dhe "Ibën Maxhe". Ndërsa në "Sahihun" e Buharit, thuhet:"deri te këmbët e tij".

---

Thotë: (Besimtarët) thonë:"Zoti ynë! I nxorrëm ata për të cilët na urdhërove dhe nuk ka mbetur në Zjarr askush që ka hajër/mirësi në të!"

Thotë: Pastaj Allahu thotë:"Engjëjt ndërmjetësuan, Pejgamberët ndërmjetësuan, besimtarët ndërmjetësuan dhe ka mbetur Mëshiruesi më i Madh."

Thotë: Atëherë Allahu merr një grusht nga zjarri – apo ka thënë dy grushta - me njerëz, të cilët nuk kanë punuar për Allahun asnjë të mirë, të djegur derisa ishin bërë lavë (si ajo e vullkanit).

Thotë: Ata meren dhe dërgohen në ujin që i thuhet "Jeta". Aty hidhet mbi ta prej atij uji dhe ata mbijnë siç mbin bima në rrëkenë e ujit. [Ju e keni parë atë (bimën) në anë të shkëmbit dhe në anë të pemës. Ajo, të cilën e kap dielli, është jeshile, ndërsa ajo që është nën hije, është e bardhë].

Tha: Ata do të dalin prej trupave të tyre sikur të ishin diamante, ndërsa në qafat e tyre do të kenë një vulë, (në një transmetim tjetër thuhet: vula) ku shkruhet:"Të liruarit e Allahut".

Thotë: Atyre u thuhet:"Hyni në xhenet! Çfarë do që të dëshironi dhe të shikoni, është e juaja [edhe një herë sa ajo bashkë me të]. [Banorët e Xhenetit do të thonë**43**: Këta janë të liruarit e Allahut. I futi ata në Xhenet, pa punuar asgjë e pa bërë asnjë mirësi më parë].

Thotë: (Banorët e Xhenetit) thonë:"O Zoti ynë! Ti na ke dhuruar neve atë që nuk ia ke dhuruar askujt prej krijesave."

Thotë: (Allahu) thotë:"Ju keni tek Unë edhe më të mirë se kjo."

Ata thonë:"Zoti ynë! E çfarë është më e mirë se kjo?"

[Thotë:] (Allahu) thotë:"Kënaqësia Ime ndaj jush. Unë nuk do të zemërohem më kurrë me ju."

---

43. Dr. Sefer Havali, në komentet që ka bërë për këtë Hadith, në librin e tij "edh Dhahiretu..." (2\751), thotë: "Në këtë Hadith nuk argumenton për nxjerrjen e atij që nuk ka vepruar asnjë punë, veçse fjala e banorëve të Xhenetit, por ata thonë sipas asaj që dinë! Siç thuhet në të:"Nxjerin ata që njohin". Nëse kjo njohje është në varësi të njohjes së tyre në dynja, atëherë, padyshim se ka prej njerëzve që besimtarët nuk e dinë se në ta ka mirësi. Ndërsa, nëse është në varësi të shenjës së sexhdes, siç thuhet në transmetimin tjetër, nuk ka çudi që të jetë fjala për disa që falen keq e që janë neglizhentë në namazin e tyre, gjë që shkakton mosdukje të qartë të shenjës së tyre, në sy të besimtarëve, dhe Allahu e di më së miri!!"
Shejhu ynë, el Albani (Allahu e mëshiroftë!), e pasoi fjalën e tij me kritikë dhe hedhje poshtë, në kundërpërgjigjen që i bëri atij (Nr: 84), me fjalët:
"Kryeneçësi e çuditshme! Përkundrazi, e vërteta është se ata e thanë këtë pasi që Allahu i lajmëroi ata për këtë. Ajo që e argumenton këtë është fjala e Allahut të Lartësuar (në Hadith):"Nxirni çdokënd që ka në zemrën e tij…". A e dinin ata se ç'kishte në zemrat e tyre, veçse me lajmërimin e Allahu të Lartësuar?! Allahu Ekber!! Filozofi e çuditshme, e cila i përngjet filozofive të Muevilëve (ata që ndryshojnë kuptimin e argumenteve me interpretim të pasaktë), madje të Muatilëve (ata që i mohojnë Cilësitë e Allahut), por kjo sjellje andej-këndej nuk i përshtatet autorit. Aq më tepër kur ai ka humbur shumë prej studimit të tij, në temën "Besimi është fjalë dhe vepër". Megjithatë, ajo që kaloi është më se e mjaftueshme për kundërshtimin dhe rrëzimin e fjalëve të Murxhive.
Ndërsa fjalën e banorëve të Xhenetit "i futi ata në Xhenet, pa punuar asgjë", ai e komentoi me diçka që të bën të kuptosh se në fjalën e tyre nuk ka asnjë lloj argumenti, pasi që mund të jetë e gabuar dhe se kjo është për ata që falen, megjithëse Hadithi është i qartë se ata dolën, pasi dolën ata që kanë qenë falur. Atëherë, kush e bën këtë?!
Më pas ai (dr. Seferi) bëri Terxhih (me zgjedh të saktën mes dy mendimeve)! Por, sigurisht që kjo është fryt i kundërshtimit!!!".

---

## Nxjerrja dhe transmetimi i Hadithit

Zinxhiri i transmetuesve të këtij Hadithi është i saktë, sipas kushteve të dy imamëve (Buhariut dhe Muslimit).

Atë e ka transmetuar Abdurrazaku nga Meameri.

Ndërsa nga Abdurrazaku, e ka transmetuar Ahmedi (3\93), en Nesai (2\270), Ibën Maxhe (60), Tirmidhiu (2598) shkurtimisht, Ibën Huzejme, në "et Teuhid" (184, 201, 212) dhe Ibën Nasr el Mervezij, në "Teadhim Kadri es Salat" (276).

Abdurrazakun e ka pasuar gjithashtu:

Muhamed ibën Theur nga Meamer, por pa e përmendur tekstin e tij dhe duke thënë: Njësoj si ai.

D.m.th: Si hadithi i Hisham ibën Sead, nxjerja e të cilit do të vijë më pas.

Ndërsa Meamerin e ka pasuar një grup transmetuesish:

Së pari: Seid ibën Ebi Hilal nga Zejd ibën Eslem, por më të plotë se ai dhe me këtë fillim:"A ngushtoheni në shikimin e diellit e të hënës..." Pastaj përmendi të gjithë Hadithin.

Me këtë rrugë e transmeton Buhariu (7439), Muslimi (1\114-117), Ibën Huzejme (201) dhe Ibën Hibani (7333, el Ihsan).

Së dyti: Hafs ibën Mejsere nga Zejdi:

Me këtë rrugë e transmeton Muslimi (1\114-117), po ashtu edhe Buhariu (4581), por nuk e ka përmendur të gjithin. Po ashtu edhe Ebu Avane (1\168-169).

Së treti: Hisham ibën Sead nga Zejdi:

Me këtë rrugë e transmeton Ebu Avane (1\181-183) të plotë, Ibën Huzejme (200), el Hakim (4\582-584) dhe e ka saktësuar atë. Po ashtu edhe Muslimi (1\117), vetëm se ai nuk e ka përmendur tekstin e tij, por e kaloi për tek teksti i hadithit të Hafs ibën Mejsere, i njëjtë me të.

Ndërsa Ata-un, në këtë Hadith e ka pasuar:

Sulejman ibën Amër ibën Ubejd el Utvari, një nga fisi Beni Lejth, i cili ka qenë në shtëpinë e Ebi Seid el Hudriut. Thotë: Kam dëgjuar Ebu Seid el Hudrij të thotë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) të thotë:…Dhe përmendi tekst të njëjtë si ai, por të shkurtuar. E në të është përmendur shtesa e tretë."

Me këtë rrugë e transmeton Ahmedi (3\11-12), Ibën Huzejme (211), Ibën Ebi Shejbe, në "el Musanef" (13\176\16039), e nga ai Ibën Maxhe (4280), Ibën Xheriri në "Tesfir" (16\85), Jahja ibën Said në "Zevaid ez Zuhd" (448\1268), el Hakim (4\585), dhe tha:"Zinxhiri i transmetuesve është i saktë sipas kushteve të Muslimit"! Ndërsa Dhehebiu nuk e kundërshtoi atë!!

Por ai është vetëm Hasen/i mirë, pasi që në zinxhirin e transmetuesëve të tij gjendet Muhamed ibën Is'hak, i cili ka shprehur qartë se e ka dëgjuar vetë.

## Kuptimi i hadithit

Pas nxjerrjes së Hadithit në këtë mënyrë, që ndoshta nuk mund ta gjesh në vend tjetër, si dhe pas sqarimit se ai është i përputhur tek të dy imamët (Buhariu e Muslimi), e të tjerë prej autorëve të librave me Hadithe të "Sakta", të "Suneneve" dhe "el Mesanid", them:

Në këtë hadith ka dobi të shumta që janë të vlefshme, prej tyre: Ndërmjetësimi i besimtarëve të devotshëm në nxjerrjen e atyre që e falnin namazin, pasi ishin futur në Zjarr për shkak të gjynaheve të tyre, e pastaj të tjerët që janë poshtë tyre, sipas ndryshimit të forcës së besimit të tyre.

Më pas, Allahu i Lartësuar, me Bujarinë e Tij nxjerr nga Zjarri besimtarët që kanë mbetur në të. I nxjerr ata nga Zjarri, pa pas bërë ndonjë punë të mirë dhe pa përgatitur ndonjë mirësi.

Disa menduan se qëllimi me mohimin e kryerjes së punëve të mira, është mundësia për të nxjerrë nga Zjarri ata që nuk kanë qenë besimtarë e njësues të Allahut! (Por shih se ç'thonë dijetarët për këtë: Sh.p.)

Ibën Haxheri, në "el Fet'h" (13\429), thotë: "Këtë fjalë e hedh poshtë fakti se qëllimi me mohimin e kryerjes së punëve të mira, është për punët që duhet të kryheshin mbi bazën e pohimit të dy dëshmive, siç tregojnë për këtë hadithet e tjera".

Them: Prej atyre haditheve është fjala e tij (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), në hadithin e gjatë të Enesit – gjithashtu për ndërmjetësimin:

"Thuhet: O Muhamed! Ngri kokën dhe fol, se do të të dëgjohet. Kërko, se do të të jepet dhe ndërmjetëso, se do të pranohet.

Do të them: O Zoti im! Më lejo mua (të ndërmjetësoj) për atë që ka thënë: La ilahe il lallah/Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut.

(Allahu) do të thotë: Pasha Krenarinë, Madhështinë dhe Kryelartësinë Time! Unë do t'a nxjerr prej tij (Zjarrit) atë që ka thënë: Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut".

Ky Hadith është muttefekun alejhi – i përputhur tek Buhariu dhe Muslimi. Ai është i nxjerrur në "Dhilal el Xhene" (2\296, nr. 828).

Ndërsa në një transmetim tjetër, nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), transmetohet se i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka thënë:

"…Kur Allahu të përfundojë llogarinë e njerëzve dhe të ketë futur në Zjarr ata që kanë mbetur nga ummeti im, banorët e Zjarrit do t'u thonë (atyre): Ç'dobi ju bëri juve që adhuronit Allahun (e Lartësuar) e nuk i bënit shok Atij?**44**

---

44. Dr Sefer Havali, duke i drejtuar "këshilla" shejhut tonë, Albanit (Allahu e mëshiroftë!) (2\760), thotë: "...E sidomos nëse bashkohet me të përpunimi i teksteve sipas mendimit të studiuesit, si psh: Futja e shprehjes "Banorët e xhenetit thonë: Këta janë të liruarit e Mëshiruesit. I futi në Xhenet pa punuar asnjë punë", pa e përmendur shprehjen "Banorët e Zjarrit do të thonë: Ç'dobi ju bëri juve që adhuronit Allahun (e Lartësuar) e nuk i bënit shok Atij?"
Shejhu ynë, Albani (Allahu e mëshiroftë!), duke e sqaruar dhe kundërshtuar atë, (në f.99) thotë:
"Ky tekst është i Buhariut nga hadithi i Ebi Seidit, ndërsa unë e futa atë mes dy kllapave, gjë e cila është bashkim mes transmetimeve dhe jo përpunim – Allahu të udhëzoftë! Ndërsa "përpunim" do të ishte nëse unë do të bashkoja në Hadith tekstin e Hadithit të Enesit, të cilin ai e tregoi me fjalën e tij: - pa shprehjen e tij -: "banorët e zjarrit do të thonë…", ndërsa në faqen (33) e kam përmendur këtë shprehje, duke tërhequr vërejtjen atje, se Ibën Kajimi përpunoi (përzieu) mes atij - hadithit të Enesit – dhe mes tekstit të Ebi Seidit! Ndërsa autori (dr. Seferi) e fshehu atribuimin tim tek Enesi, madje për këtë pretendonte se ishte në të njëjtin mendim me mua!!

---

Atëherë i Plotëfuqishmi i Lartësuar thotë: Betohem në Krenarinë Time, se do t'i liroj ata nga Zjarri!

Atëherë dërgon tek ata (që t'i nxjerin) dhe ata dalin pasi janë bërë lavë. Pastaj hyjnë në lumin e jetës dhe mbijnë..." deri në fund të Hadithit.

Këtë Hadith e ka nxjerr Ahmedi, e të tjerë, me zinxhir transmetuesish të saktë. Ai është nxjerr gjithashtu në "Dhilalu el Xhene" (me nr.844), bashkë me disa transmetime të tjera që dëshmojnë për të (842-843). Gjithashtu në "el Fet'h" (11\455), gjenden dëshmues për të.

Në këtë Hadith**45** gjejmë çka e kundërshton atë që ka kuptuar Ibën Ebi Xhemrete, nga fjala e Pejgamberit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), ku thotë:"Nuk u tymoset fytyra", si shembulli i të cilit është edhe Hadithi që vjen pas tij:"përveç rrethit të fytyrës", se ai musliman që nuk falet, nuk del [nga Zjarri], sepse ai nuk ka shenjë (që të njihet)"!

Për këtë shkak, Ibën Haxheri e kritikoi atë me fjalën e tij (11\457):

"Por mund të thuhet se ai del në grushtin e njerëzve (që do të nxjerr Allahu), sepse fjala e tij është e përgjithshme:"Nuk ka punuar asnjë të mirë", që është përmendur në hadithin e Ebi Seidit, i cili do të vijë më pas në kapitullin e "Teuhidit".

Ka për qëllim Hadithin në fjalë.

Ndërsa vetë Ibën Haxherit (Allahu e mëshiroftë!) i shpëtoi se Hadithi argumenton kundra Ibën Ebi Xhemres, nga një aspekt tjetër, i cili është: Pasi që besimtarët

ndërmjetësuan në nxjerrjen e atyre që falen, agjërojnë, etj. herën e parë i nxorrën ata me anë të shenjave, por kur ndërmjetësuan herët e tjera dhe nxorën shumë prej njerëzve (nga Zjarri), vetvetiu në mesin e tyre nuk kishte njerëz që kanë pas qenë falur, por kanë pasur të mira gjithsekush sipas besimit të tij.

Kjo është shumë e qartë dhe nuk i pështjellohet askujt – me Lejen e Allahut.

---

45. Është për qëllim Hadithi i Ebu Seidit, esenca e këtij studimi dhe e kësaj broshure.

---

## Studime dhe diskutime

Sipas kësaj, Hadithi është argument i prerë se lënësi i namazit, nëse vdes musliman që dëshmon se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, nuk do të qëndrojë përjetësisht në Zjarr me politeistët.

Kështu që, në Hadith ka argument të fortë se ai është në Dëshirën e Allahut të Lartësuar, në Fjalën e Tij:"**S'ka dyshim se Allahu nuk fal (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do.**" [en-Nisa: 48, 116].

Imam Ahmedi, në "Musnedin" e tij (6\240) ka transmetuar një Hadith të qartë në këtë çështje, nga transmetimi i Aishes (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!), e cila e ngre tek Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), me tekst:

"Regjistrat tek Allahu i Lartësuar janë tre llojesh…" (Prej tyre përmendi:) "Sa i përket regjistrit, të cilin Allahu nuk e fal, ai është bërja shok Allahut. Allahu i Lartësuar thotë:"**Ai që i përshkruan Allahut shok, Allahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij xhennetin dhe vendi i tij është Zjarri.**" [el Maide: 72].

"E sa i përket regjistrit, për të cilin Allahu nuk e ka problem për të asgjë, ai është padrejtësia që i bën robi vetes së tij, në atë që është mes tij dhe Zotit të tij; ndonjë agjërim që e ka lënë, apo ndonjë namaz që ka lënë; Allahu i Lartësuar e fal atë dhe ia fshin atij, nëse do…"

Këtë Hadith, el Hakim e ka konsideruar të saktë, në (4\576).

Por, megjithëse saktësia e tij nuk është e pranuar tek unë, për shkak të asaj që kam permendur në "Tahrixh Sherh et Tahavije" (nr.384), për atë Hadith dëshmon edhe ky Hadithi i saktë – Hadithi i temës, kështu që, përqendrohu!

Nëse e mëson këtë që kaloi, o vëlla musliman, me të vërtetë që çudia ime nuk ka të mbaruar se si u ka shpëtuar shumicës së autorëve, të cilët kanë shkruar gjerësisht në këtë

çështje të rëndësishme, e cila është: A bëhet kafir (mosbesimtar) ai që nuk e fal namazin nga përtacia apo jo? Të gjithë ata e kanë lënë në harresë**46** – sipas asaj që kam parë – përmendjen e këtij hadithi të saktë, për saktësinë e të cilit kanë rënë dakord dy imamët e Hadithit (Buhariu dhe Muslimit), si dhe të tjerë përveç tyre!

---

46. Përmendja e këtij Hadithi nga Ibën Nasr, në librin "Ta'dhim kadri Salat", nuk ka dobi të madhe, pasi që ai nuk ka treguar atë çka u përmend më parë prej argumentimit të tij.

---

Atë nuk e ka përmendur as ai që e ka për argument, e as nuk i është përgjigjur atij, ai që e ka argument kundra vetes! E në vençanti imam Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!), megjithëse është zgjeruar në përmendjen e argumenteve të kundërshtarëve, në librin e tij të vlefshëm, "es Salat", e i është përgjigjur çdo lloj argumenti të kundërshtuesit. Megjithatë, as ai nuk e ka përmendur këtë Hadith në argumentet e atyre që e ndalojnë konsiderimin kafir të lënësit të namazit, veçse shkurtimisht, shkurtim të mangët, ku nuk e ka shfaqur të argumentuarin e qartë të tij, se ndërmjetësimi përfshin edhe lënësin e namazit gjithashtu. Ai (Allahu e mëshiroftë) thotë:

"Ndërsa në Hadithin e ndërmjetësimit, Allahu i Lartësuar thotë:"Pasha Krenarinë dhe Madhështinë Time! Unë do t'a nxjerrë nga Zjarri atë që ka thënë La ilahe il lallah". Në të, gjithashtu thuhet:"Do të dalë nga Zjarri ai që nuk ka punuar asnjë punë të mirë…"

Them: Ky kontekst është i përpunuar nga dy Hadithe:

Pjesa e parë e tij është fundi i Hadithit të Enesit, i cili është i saktë unanimisht dhe ne e përmendëm më parë pjesën e fundit të tij.

Ndërsa pjesa tjetër, është nga Hadithi i subjektit të broshurës:"Atëherë Allahu merr nga Zjarri një grusht me njerëz, të cilët nuk kanë punuar për Allahun asnjë të mirë**47**…"

---

47. Dr. Sefer Havali – Allahu e faltë! –, në librin e tij "Dhahiretu..." (2\756), në interpretimin e transmetimeve ku thuhet "... nuk ka punuar asnjë të mirë", thotë:
"Nëse kjo është diçka e fshehtë që ne nuk mund ta konceptojmë, as në dunja e as në botën tjetër, atëherë ne ia lëmë atë Atij që e di të fshehtën (Allahut), por nuk kundërshtojmë me këtë atë çka e perceptojmë dhe e dimë mirë prej argumenteve të qarta, për vrasjen e atij që ngul këmbë të mos falet, duke e konsideruar atë kafir dhe duke zbatuar ligjet e dezertuesit nga Islami mbi të, sepse për këto kanë ardhur argumente dhe është urdhëruar që të zbatohen. Ne nuk jemi të urdhëruar që të hapim zemrat e njerëzve, që të dimë nëse është prej banorëve të Zjarrit apo jo?"
Si kundërpërgjigje për këtë, shejhu ynë (Allahu e mëshiroftë!) nuk ka shtuar më shumë se fjala e tij në (f.88), ku thotë:
"Mashtrim! Studimi ynë nuk është për atë që ngul këmbë të mos falet."

---

Ndërsa, për sa i përket faktit se shkurtimi i tij është shkurtim i mangët, kjo është shumë e qartë, nëse e kujton – o lexues i nderuar – atë që plotësuam tek Ibën Haxheri në lidhje me kundërshtimin e tij ndaj Ibën Ebi Xhemres, çka tregon se ndërmjetësimi i besimtarëve herën e dytë e më pas, nuk ishte për ato që faleshin, e megjithatë ata i nxorrën ata nga Zjarri.

Ky është argument i qartë dhe i prerë në këtë çështje. Kështu që me të duhet të zgjidhet kundërshtimi në këtë çështje mes dijetarëve të cilët i bashkon një akide, prej të cilës është edhe mosquajtja kafir e atyre që bëjnë gjynahe të mëdha prej umetit të Muhamedit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), e veçanërisht në këtë kohë, në të cilën disa të ashtuquajtur dijetarë janë zgjeruar shumë në quajtjen kafira të muslimanëve për shkak të neglizhencës së tyre ndaj asaj që kanë për detyrë, megjithëse e kanë akiden të pastër. Ndryshe nga kafirat, të cilët nuk falen nga besimi e bindja që ata kanë, ndërsa Allahu i Lartësuar thotë:"**A do të sillemi Ne atëherë me muslimanët si me kriminelët e mosbesimtarët?**" [el Kalem: 35].

Nga kjo që kaloi, do të kisha pas dëshirë që Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!) mos ta kishte harruar këtë Hadith të saktë si argument të qartë për ata që ndalen nga quajtja kafir e lënësit të namazit, pastaj të përgjigjej, nëse do të kishte përgjigje për të. Kështu do u kishte dhënë të drejtën të dy grupeve, pa anuar nga asnjëri prej tyre.

Po, duhet t'a lavdëroj atë (Allahu e mëshiroftë!), për atë se ai ka veçuar një temë të posaçme**48** për "Gjykimin mes dy grupeve dhe vendimin e prerë ndërmjet tyre", gjë e cila e ndihmon studiuesin që të kuptojë argumentet e të dy palëve me kuptim të saktë, sepse ai ka bërë një studim të mrekullueshëm, të pranueshëm tek dijetarët:"Jo çdo kufër në të cilin bie muslimani e nxjerr atë nga Islami".

---

48. Në faqen 53.

---

E shoh të dobishme që t'i paraqes lexuesit disa pjesë apo disa shkurtime nga fjalët e tij, që tregojnë qëllimin e tij, e më pas do të bëj një kritikë të domosdoshme që ka lidhje me këtë Hadith të saktë dhe përkrah këtë mendim më të saktë.

Ai (Allahu e mëshiroftë!) ka aprovuar se "Kufri është dy llojesh:

- Kufër amelij (me vepër).
- Kufër me mohim e bindje.

Kufri me vepër është dy lloje: Kufër që e kundërshton besimin dhe kufër që nuk e kundërshton besimin. Kështu, rënia në sexhde para idhullit, shpërfillja e Kuranit, vrasja e Pejgamberit dhe sharja e tij, këto vepra e kundërshtojnë besimin.

Ndërsa gjykimi me ligj tjetër nga ai që ka zbritur Allahu dhe lënia e namazit janë prej kufrit me vepër, pa dyshim".

(Them (shejh Albani): Ky përgjithësim duhet shikuar, sepse kjo mund të jetë prej kufrit të besimit ndonjëherë, e kjo kur me të bashkëngjitet diçka që tregon për prishjen e besimit të tij si psh tallja me ata të cilët falen, dhënia përparësi vrasjes para namazit, nëse gjykatësi e thërret atë për t'u falur, siç do ta përmendim më vonë. Mbaje në kujtesë këtë, sepse është e rëndësishme).

Pastaj ai (Allahu e mëshiroftë) tha:

"Nuk mund të mohohet nga ai emërtimi i kufrit, pasiqë Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë emërtuar ashtu, por ai është kufër vepre, jo kufër besimi.

Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ia ka mohuar besimin atij që bën imoralitet, atij që vjedh, atij që pi alkool dhe atij nga i cili nuk është i qetë komshiu i tij. Nëse ia mohon emërtimin e besimit, ai është kafir (mosbesimtar) nga ana e punës, por mohohet prej tij kufri i mohimit e bindjes".

(Them: Por unë e shoh të arsyeshme që njerëzve si këta të mos u thuhet se janë kafira, duke thënë, p.sh: Kush bën imoralitet, ka bërë kufër. Aq më pak, nuk lejohet të thuhet se ai është kafir, madje as për lënësin e namazit, d.m.th. as atij nuk lejohet t'i thuhet "kafir". Po kështu edhe të tjerëve që janë cilësuar me kufër në hadithe, por duhet qëndruar me tekstin dhe duke i bërë pritë ngatërrimit të atij cilësimi me kufër me kufrin në bindje, aq më tepër që për atë të thuhet: Ai është kafir dhe gjaku i tij është i lejuar!!)

Më pas, ai (Allahu e mëshiroftë!) përmendi Hadithin e saktë:"Sharja e muslimanit është shthurje, ndërsa vrasja e tij është kufër"**49**, pastaj tha:

"Është e ditur se ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ka pasur për qëllim kufrin e punës, e jo atë të bindjes. Dhe ky kufër nuk e nxjerr atë nga rrethi i Islamit dhe popullit musliman, ashtu si nuk nxjerr atë që bën imoralitet dhe vjedhësin prej Islamit, edhe nëse ka ikur prej tij titulli i besimit.

Ky shpjegim është edhe fjala e sahabeve, të cilët janë më të diturit e ummetit për Librin e Allahut dhe për Islamin e kufrin dhe çka përfshijnë këto".

Më pas, ai përmendi transmetimin e njohur**50** nga Ibën Abasi, në tefsirin e Fjalës së Allahut të Lartësuar:"**E kush nuk gjykon me atë që ka zbritur Allahu, ata janë kafira**" [el Maide: 44], ka thënë:"Nuk është kufri që ju kujtoni".

49 Shih "Gajetu el Meram" (442) dhe "Tahrixh et Tahavije" (369).
50. Në broshurën time, "el Kaul el Me'mun...", ky Hadith është i nxjerë me shtjellim. Ndërsa "sot",

shkatërruesi i Sunetit dhe rrëzuesi i Haditheve të sakta duke i konsideruar ato të dobëta, Ibën Abdulmenani, ka nxirë disa fletë, ku duket qartë pretendimi i shtirë dhe dobësia e dukshme në kundërshtimin e këtij Hadithi dhe hedhjen e dyshimeve rreth tij, gjë e cila nuk është e çuditshme të dalë prej tij!
Mineralet që ai ka sjellë, nuk të habisin!
Por për t'u habitur është fakti i atij që e lavdëron atë dhe mburrë fjalën e tij, ndërkohë që ai e konsideron veten e tij – e shpresojmë që të jetë e vërtetë – prej Selefive në përgjithësi, e tek shejhu ynë në veçanti.
O Zot, na forco në Udhëzimin Tënd, derisa të takojmë Ty!
Megjithatë, këtë çështje e ka shtjelluar dhe qartësuar vëllai ynë i nderuar, shejh Selim el Hilali, në librin e tij të veçantë me titull "Gëzimi i syve në saktësimin e fjalës së Ibën Abasit për komentimin e Ajetit "E kush nuk gjykon me atë që ka zbritur Allahu, ata janë kafira", libër i cili është në botim e sipër.

---

(Them: el Hakim ka shtuar:"Ai nuk është kufër që të nxjerrë nga umeti, por ai është kufër (me vepër), pa kufër (që të nxjerrë nga Islami)". Pastaj e quajti të saktë atë në (2\313) dhe saktësimin e tij e ka aprovuar edhe Dhehebiu.

Kjo ia thyen shpinën grupit të tekfirave (të cilët i quajnë kafira muslimanët, për gjynahet që bëjnë. Sh.p.) dhe të gjithë atyre që janë si ata në tejkalim).

Më pas Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!) thotë:

"Qëllimi është se mohimi i besimit nga lënësi i namazit është më parësore se mohimi i tij nga ai që bën gjynah të madh. Po kështu edhe mohimi i të quajturit atë musliman është më parësore se mohimi i tij nga ai që nuk lë të qetë muslimanët. Kështu që, lënësi i namazit nuk emërtohet as musliman dhe as besimtar, megjithëse gjendet në të gradë prej gradave të Islamit e besimit".

(Them: Mohimi i emërtimit të lartpërmendur nga lënësi i namazit duhet rishikuar, pasi që Allahu i Lartësuar e ka quajtur "besimtar" grupin që është tiran (i cili del kundra prijësit të muslimanëve), në Ajetin e njohur:**"Nëse dy grupe besimtarësh tentojnë të luftojnë ndërmjet vete, ju pajtoni ndërmjet tyre..."** [el Huxhurat: 9] Megjithëse i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), në Hadithin e përmendur më sipër thotë:"…ndërsa vrasja e tij (muslimanit) është kufër". Ashtu si nuk është e thënë që nga cilësimi i muslimanit tiran me "kufër" të mohohet prej tij emërtimi i besimit, e aq më tepër ai i muslimanit, po kështu edhe me lënësin e namazit, vetëm nëse ka pasur për qëllim me këtë mohimin se ai është musliman me plotëkuptimin e fjalës, por kjo është larg).

Thotë (Ibën el Kajim):

"Po, mbetet të thuhet: A i bën dobi atij me atë çka i ka mbetur prej besimit, që mos të jetë i përjetshëm në Zjarr?

Thuhet: I bën dobi, nëse ajo që ka lënë nuk është kusht në saktësimin e asaj që ka mbetur dhe konsiderimin e saj. Por nëse ajo që është lënë është kusht në konsiderimin e asaj që ka mbetur, nuk i bën dobi atij.

Po namazi, a është kusht për vlefshmërinë e besimit?

Ky është kyçi i kësaj çështjeje".

Them: Pastaj përmendi argumentet që i kishte përmendur për grupin e parë, të cilët shohin kufrin e tij (lënësit të namazit), e më pas tha:

"Këto tregojnë se njeriut nuk i pranohet asgjë prej punëve të tij, vetëm nëse ai falet".

Them: Mua më shfaqet shumë e qartë, se Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!), pas studimit të tij me vlerë për dallimin mes kufrit të punës dhe kufrit të bindjes, e se muslimani nuk del prej Islamit me kufrin e punës, ai nuk arriti të gjykojë në favor të grupit i cili e bën kafir lënësin e namazit, megjithëse përmendi shumë argumente për ta. Pasi që të gjitha ato argumente nuk tregojnë veçse për kufrin e punës.

Për këtë shkak, në fund ai u detyrua të shtrojë pyetjen:

"A i bën dobi atij besimi që ka? A është kusht namazi për vlefshmërinë e besimit?"

Them: Çdokush që mediton në pyetjen e parashtruar nga ai, vëren se ai i është shmangur asaj, duke thënë se punët e mira nuk pranohen veçse me namazin!

Por ku është përgjigjja për të qenurit e namazit kusht apo jo për vlefshmërinë e besimit?!

D.m.th: Nuk është veçse kusht plotësues. Por në fakt të gjitha punët e mira janë kusht plotësues**51** të besimit, sipas bindjes së Ehli Sunetit, ndryshe nga Havarixhët dhe Mutezilitë, të cilët thonë se vepruesit e gjynaheve të mëdha do të jenë përgjithmonë në Zjarr, madje Havarixhët e kanë shprehur hapur se ata janë kafira.

---

51. Shih patjetër "Fet'hu el Bari" (1/46).
Tërheqim vërejtjen këtu se shprehja "kusht plotësues" është shprehje e re. Nëse e ka përmbajtjen e saktë, është e pranuar pa dyshim, e nëse jo (nuk ka përmbajtje të mirë), kthimi i saj është i merituar.
Edhe pse dëshira ime – e gjitha – do të ishte që të largohemi plotësisht nga përdorimi i këtyre shprehjeve, pasi që ata të cilët e kundërshtojnë – në përgjithësi – nuk e pranojnë ashtu siç e kuptojnë ata të cilët e thonë këtë (shprehje), por e kuptojnë ashtu siç duan ata!!
Shkoi drejt lindjes e shkove drejt perëndimit, por sa larg është mes lindjes e perëndimit?!
Kjo sepse shprehja "kusht", sipas atyre që e përdorin atë, nuk ka kuptimin e shprehjes "kusht" në shkencën e Usuli Fikhut, ku ajo shprehje nënkupton daljen nga esenca e subjektit të caktuar, së pari.
Ndërsa "plotësimi", sipas atyre që e përdorin atë, është një plotësim i kufizuar me rregullat e tij në varësi të llojit të tij; nëse puna që ka të bëjë me të (me plotësimin) është e detyrueshme, atëherë plotësimi është i detyrueshëm, e nëse puna që lidhet me të është e pëlqyeshme, është plotësim i pëlqyer.

E nuk është çështja ashtu siç ka prenteduar ai injoranti mendjelehtë, se ai është i gjithë plotësues i pëlqyer!!
Ne nuk themi, ashtu si kanë thënë disa "bashkëkohës":"Besimi nuk mund të jetë i plotë, vetëm nëse është i saktë dhe nuk mund të jetë i saktë, vetëm nëse është i plotë"!!
Kjo ose është gjë-e-gjëzë, ose është ringjallje e besimit të Havarixhëve dhe Murxhieve, së bashku!!
Shih "Tenvir el irxha" (133-149)

---

Nëse dikush thotë se namazi është kusht për vlefshmërinë e besimit dhe se lënësi i tij do të jetë përgjithmonë në Zjarr, ai është bashkur me Havarixhët në diçka prej kësaj fjale**52.** E më e rrezikshme se kjo është se ai ka kundërshtuar Hadithin e ndërmjetësimit, sqarimin e të cilit e pamë më sipër.

Ndoshta Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!), me shmangien nga përgjigjja, ka pasur për qëllim që lexuesi të ndiejë rëndësinë e namazit në Islam, nga njëri aspekt, dhe se nuk ka argument se ai (namazi) është kusht për vlefshmërinë e besimit, nga aspekti tjetër.

Sipas kësaj, lënësi i namazit nuk është kafir, në mendimin e Ibën Kajimit, por vetëm nëse bashkëngjitet me të çka tregon se ai ka bërë kufër të bindjes. Ai vetëm në këtë rast ka dalë nga Islami, siç tregova më parë për këtë. Kjo është edhe ajo që kuptohet nga Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë!) në fund të kësaj teme, ku ai thotë:

"Është për t'u çuditur që të ketë dyshim në mosbesimin e atij që këmbëngul të mos falet, pasi që është thirrur për këtë në sy të njerëzve dhe ai shikon shpatën mbi kokën e tij, lidhet për t'u vrarë, i mbyllen sytë dhe i thuhet: A do t'a kryesh namazin, apo të vrasim? Ai thotë: Më vrisni, e nuk falem kurrë!".

Them (shejh Albani): Si shembulli i këtij këmbëngulësi në moskryerjen e namazit, megjithë kërcënimin me vrasje që i bën atij prijësi, është detyrë që të mbarten të gjitha argumentet e grupit që thonë se lënësi i namazit është kafir.

Kështu bëhet bashkimi mes argumenteve të tyre me ato të kundërshtarëve të tyre, duke u takuar kështu në një fjalë të përbashkët, se thjesht lënia e namazit nuk të nxjerrë nga Islami, sepse ai është kufër në vepër, jo në bindje, siç kaloi më parë nga fjala e Ibën Kajimit.

Po kështu ka vepruar edhe shejhu Islamit, Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!). Kam për qëllim se ai i mbarti ato argumente në këtë lloj interpretimi. Shiko ç'thotë ai (Allahu e mëshiroftë!), në "Mexhmu el Fetava" (22\48), ku është pyetur për lënësin e namazit pa pasur arsye, se a është musliman në këtë gjendje?

Ai (Allahu e mëshiroftë!) u përgjigj me një artikull të gjatë e të mbushur me dije, por ajo çka është më e rëndësishme prej tij tani, është ajo që ka të bëjë me temën tonë këtu. Pasi tregoi se lënësi i namazit vritet tek shumica e dijetarëve: Maliku, Shafiu dhe Ahmedi, tha:

"Nëse ai duron (nuk falet) derisa të vritet, a vritet si kafir dezertues apo si gjynahaqar si çdo gjynahqar tjetër?

Për këtë ka dy thënie të njohura të dijetarëve, e që të dy transmetimet kanë ardhur nga imam Ahmedi ... Nëse e pranon namazin me zemër dhe e pranon se kryerja e tij është obligim, është e pamundur që të ngulë këmbë për mos faljen e tij, saqë pranon të vritet e të mos falet, gjë e cila nuk është njohur tek dikush nga bijtë e Ademit dhe as nga traditat e tyre. Për këtë as që ka ndodhur në Islam diçka e atillë, e as nuk është e njohur që dikujt t'i është thënë: Nëse nuk falesh, do të vrasim, ndërsa ai të ketë ngulur këmbë në mosfaljen e tij duke besuar se kryerja e saj është obligim. Kjo nuk ka ndodhur asnjë herë në Islam.

Nëse personi këmbëngul të mos falet derisa të vritet, ai nuk ka besuar me zemër në obligueshmërinë e tij e as që ka qenë i detyruar për kryerjen e tij. Sigurisht që ky është kafir me unanimin e të gjithë muslimanëve, siç kanë ardhur transmetimet e shumta nga sahabët për mosbesimin e këtij, gjë të cilën e tregojnë edhe tekstet e sakta, si fjala e tij (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):"Përveç lënies së namazit, nuk ka pengesë tjetër ndërmjet njeriut dhe kufrit."**53**

"Kështu që, kush këmbëngul në lënien e namazit derisa të vdesë dhe nuk ka bërë për Allahun asnjë sexhde asnjëherë, ky nuk është asnjëherë musliman i cili beson në obligimin e kryerjes së tij**54**. Meqë besimi në obligimin e kryerjes së namazit dhe besimi se lënësi i tij meriton vrasjen, janë shtytës i plotë që ai ta kryejë atë, ndërsa shtytësi me ekzistencën e mundësisë së kryerjes, obligon kryerjen e asaj që është e mundur.

---

52. Dikush që e "ka fshirë" "mëshirën" prej lapsit dhe zemrës së tij, ka shprehur hakmarrje kundër kësaj shprehjeje!! Shpërtheu pa dije e flakëroi pa urtësi! Megjithëse shejhu i Islamit, Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!), ka thënë një fjalë të ngjashme me këtë në "Mexhmuu el Fetava" (7\202-203), duke i kundërshtuar disa nga dyshimet e xhehmijeve (pasuesit e Xhehëm ibën Safuan, të cilët i mohojnë të gjitha cilësitë e Allahut. Sh.p.), ku midis tjerash ai thotë:"Nëse ju thoni: Atij që i fshihen këto çështje [d.m.th: veprat], ai është kafir që ka dalë nga çdo besim [d.m.th: që ka në zemrën e tij], kjo fjalë e juaj do të ishte fjalë e havarixhëve, por ju jeni në një anë e havarixhët në anën tjetër! E, si mund të bashkoheni me ta?!
Prej këtyre çështjeve [d.m.th: punëve] është edhe kryerja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit, haxhi, xhihadi, nënshtrimi para Ligjit të Allahut e të Dërguarit të Tij, e të tjera si këto, lënësin e të cilave ju nuk e konsideroni kafir. Përndryshe, nëse do i bënit kafira, fjala juaj do të ishte si fjala e havarixhëve".
Them: kjo është e njëjtë si fjala e shejhut tonë, madje kjo është akoma më e qartë për çështjen në fjalë.
53. Transmeton Muslimi.
54. Duke pasur parasysh sqarimin e mëparshëm, që të zgjedhë mes namazit dhe vdekjes, e të zgjedhë vdekjen!!

---

Nëse ai ka mundësi, por megjithatë nuk e kryen asnjëherë namazin, kuptohet se shtytësi nuk gjendet tek ai, ndërsa besimi i plotë për dënimin e lënësit të namazit është shtytës për kryerjen e tij.

Megjithatë, këtë mund t'a kundërshtojnë disa çështje të cilat bëjnë të detyrueshme shtyrjen e tij, lënien e disa obligimeve të tij dhe lënien e tij ndonjëherë.

E sa i përket atij që është këmbëngulës në lënien e namazit, që nuk falet asnjëherë dhe vdes në këtë këmbëngulje e lënie, ky nuk mund të jetë musliman.

Por shumica e njerëzve herë falen e herë nuk falen. Këta nuk e ruajnë namazin e tyre dhe ata përfshihen në kërcënim**55**. Pikërisht për këta ka ardhur Hadithi i transmetuar në librat e "Suneneve", [nga] hadithi i Ubades, nga Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), se ai ka thënë:

"Allahu ka bërë obligim për njerëzit pesë namaze në ditë. Kush i kryen ato, ai ka marrë premtimin tek Allahu për hyrje në Xhennet, ndërsa kush nuk i kryen ato, për të nuk ka premtim nga Allahu; nëse do, e dënon e nëse do, e fal atë."**56**

---

55. Shiko çka kaloi në parathënie, në faqen 38-39.
56. Hadith i saktë. Është i nxjerrur në "Sahih Ebi Davud" (451, 1276).

---

Kështu, ai që i ruan ato është ai që i fal namazet në kohën e caktuar dhe të urdhëruar nga Allahu i Lartësuar, ndërsa ai që i vonon ato nganjëherë nga koha e tyre, apo lë mangut rregullat e namazit, ky është në Mëshirën e Allahut të Lartësuar, e ndoshta mund të ketë namaze vullnetare me të cilat i plotëson të obliguarat e tij, siç ka ardhur në hadith**57**..." Mbaroi fjala e Ibën Tejmijes (Allahu e mëshiroftë!).

Po kështu tregon edhe fjala e imam Ahmedit**58**, të cilën e kanë përhapur disa pauses të tij të vonshëm, fjalën se lënësi i namazit është kafir pa bërë shtjellim.

Por në të vërtetë, fjala e tij tregon të kundërtën e kësaj, pasi që ai nuk mund t'a ketë kundërshtuar këtë Hadith të saktë. Si mund të jetë ashtu, kur ai e ka transmetuar atë në "Musnedin" e tij, siç ka transmetuar poashtu edhe hadithin e Aishes, me kuptimin e tij – siç kaloi?!

I biri i tij, Abdullahu, ka përmendur në "Mesail" (55) dhe ka thënë:

"Pyeta babanë tim (imam Ahmedin, Allahu e mëshiroftë!) për lënësin e namazit me qëllim? Ndërsa ai tha:

"... ai i cili e lë atë dhe nuk e fal, si dhe ai i cili e fal jo në kohën e tij, e thërras tri herë (që të pendohet). Nëse ai nuk kthehet të falet, unë gjykoj me prerje të kokës së tij dhe për mua ai është në rangun e dezertuesit..."

Them (imam Albani): Ky është tekst i qartë nga imam Ahmedi, se ai nuk e konsideron kafir lënësin e namazit thjesht për shkak të lënies së namazit, por (e konsideron) nëse ai ngul këmbë që të mos falet duke e ditur se do të vritet nëse nuk falet. Shkaku është se ai i jep përparësi vrasjes para namazit, gjë e cila tregon se kufri i tij është kufër me bindje, kështu që ai meriton vrasjen.

---

57. Shih atë bashkë me nxjerrjen e tij, tek shënimet e "el Iman", me numër 103 të Ibën Ebi Shejbes.
58. Shih parathënien, në faqen 16.

---

Po si kjo është edhe ajo që ka përmendur Mexhd ibën Tejmije – gjyshi i shejhut të Islamit, Ibën Tejmijes –, në librin e tij "el Muharar fi el Fikh el Hanbeli" (f.62):

"Kush vonon një namaz nga përtacia dhe jo nga mohimi i obligueshmërisë së tij, ai urdhërohet që t'a falë atë dhe nëse ngul këmbë, derisa të ngushtohet koha e namazit tjetër që vjen pas tij, atëherë bëhet obligim vrasja e tij".

Them: Ai nuk e bëri kafir atë ngase vonoi namazin, por me këmbënguljen e tij, e cila është e bazuar në mohim.

Për këtë shkak, imam Ebu Xheafer et Tahavi (Allahu e mëshiroftë!), në "Mushkil el Athar", në temën që ka veçuar për këtë çështje, ai përmendi diçka nga argumentet e dy palëve dhe më pas zgjodhi se lënësi i namazit nuk është kafir. Ai thotë: (4\228):

"Argumenti për këtë është se ne e urdhërojmë atë që të falet, ndërsa mosbesimtarin nuk e urdhërojmë që të falet. Nëse lënia e namazit do të ishte kufër, do ta urdhëronim lënësin e tij të hynte në Islam së pari dhe pasi të bëhej musliman, do t'a urdhëronim atë për t'u falur. Por me lënien e kësaj dhe me urdhërimin e tij që të falet, mësojmë se ai është nga gjiri i atyre që falen. Prej këtu kuptojmë edhe fjalën e të Dërguarit të Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) kur urdhëroi të kompensonte ditën e agjërimit të Ramazanit të prishur me vetëdije, atë që e prishi atë ditë dhe prej kompensimit të asaj dite është agjërimi, i cili nuk pranohet veçse nga muslimani.

Përderisa njeriu bëhet musliman me pranimin e Islamit dhe para se të kryejë obligimet që urdhëron Islami prej namazit dhe agjërimit të Ramazanit, ai vazhdon të jetë i atillë (musliman), por nëse mohon ndonjërën prej këtyre, ai bëhet kafir. Por nuk bëhet kafir nëse lë ndonjërën prej këtyre pa e mohuar atë. Ai nuk mund të bëhet kafir veçse duke dalë nga ajo derë nga e cila u bë musliman. Përderisa Islami i tij ishte me pranimin e Islamit, po kështu edhe dezertimi i tij nuk është veçse me mohimin59 e Islamit nga ai."

Them (shejh Albani): Ky është një perceptim i mirë dhe fjalë e fortë që nuk mund të kthehet. Kjo përputhet plotësisht me atë që përmendëm nga fjala e imam Ahmedit

(Allahu e mëshiroftë!), se lënësi i namazit nuk është kafir thjesht vetëm me lënien e namazit, por me këmbënguljen e tij që të mos falet, pasi të thirret për të.

Prej asaj që tregon mbartjen time të fjalës së imam Ahmedit në këtë lloj kuptimi, është edhe ajo që ka ardhur në librin "el Insaf fi Marifeti er Raxhih min el Hilaf ala Medh'hebi el Imam el Mubexhel Ahmed ibën Hanbel" të shejh Alaudin el Merdevi, ku në shpjegimin e fjalës së mëparshme të imam Ahmedit "E thërras tri herë", ai (Allahu e mëshiroftë!) thotë (1\402):

"Ai që e thërret atë të falet është imami ose mëkëmbësi i tij. Nëse ai ka lënë shumë namaze të tjera para se të thirret për t'u penduar, vrasja e tij nuk është e detyrueshme dhe as nuk bëhet kafir, sipas fjalës së saktë në medh'hebin tonë. Ky është mendimi i shumicës së shokëve tanë, madje shumë prej tyre e kanë thënë prerë këtë."

Prej atyre që kanë zgjedhur këtë medh'heb është edhe Ebu Abdullah ibën Bata, siç e ka thënë shejh Ebu el Feraxh Abdurrahman ibën Kudame el Makdisi, në librin e tij "esh Sherh el Kebir ala el Mugni" të imam Muuefekidin el Makdisi (1\385), duke shtuar se ai e ka refuzuar fjalën e atij që thotë se lënësi i namazit është kafir. Ebu el Feraxh thotë:

"Kjo është fjala e shumicës së dijetarëve të fikhut (legjislacionit Islam). Prej tyre: Ebu Hanifja, Maliku dhe Shafiu..."

---

59. Ndërsa ajo që kanë kuptuar disa, se kjo është kufizim i kufrit vetëm në mohim, është e pavlefshme dhe e kotë, pasi që fjala e shejhut tonë është në konsiderimin e ndarjes së kufrit në dy lloje nga dijetarët, gjë e cila është e ditur dhe e njohur. Në librin tim "et Ta'rif ve et Tenbieh..." (95-98f.) kam përmendur disa prej tyre.

---

Më pas, ai argumentoi për këtë me shumë hadithe, shumica e të cilëve gjenden tek Ibën Kajimi. Në mesin e tyre është edhe hadithi i Ubades, i përmendur më sipër në fjalën e shejhut të Islamit, Ibën Tejmijes (Allahu e mëshiroftë!). Pas përmendjes së tij, ai tha:

"Nëse do të kishte qenë kafir, ai nuk do t'a fuste atë (lënësin e namazit) në mesin e atyre që përfshihen në Mëshirën e Allahut."

Them (shejh Albani): Këtë e përforcon gjithashtu Hadithi i regjistrave dhe Hadithi i Aishes**60**, të cilët nuk i lë askujt ndonjë dyshim a pështjellim, prandaj mos e harro këtë!

Pastaj, Ebu el Feraxh tha:

"Dhe sepse kjo është unanimi i muslimanëve; pasi që ne nuk dimë që në ndonjërën prej kohërave, ndokush prej lënësve të namazit, të jetë lënë pa larë, të mos i jetë falur namazi i xhenazesë, të jetë ndaluar nga trashëgimia prej atij që trashëgon, apo të jetë ndarë mes

tij e gruas së tij, vetëm për shkak të lënies së namazit, megjithëse lënësit e namazit kanë qenë të shumtë, e nëse do të bënte kufër, do të zbatoheshin mbi të këto vendime.**61**

60. Është fjala për Hadithin e përmendur më parë:"Regjistrat janë tre…".
61. Fjalë të njëjtë me këtë ka thënë edhe Muvefekudin ibën Kudame, në "el Mugni" (3\357) dhe shejhu Islamit, Ibën Tejmije, në "Sherh el Umde" (2\92).

Madje nuk dimë të ketë kundërshtim në mesin e muslimanëve, se lënësi i namazit e ka për detyrë që t'i falë ato që ka lënë**62** prej namazeve të kaluara, duke qenë se kanë rënë në kundërshtim për atë që dezerton nga Islami, pastaj kthehet në të.

Ndërsa Hadithet e përmendura më parë (d.m.th: me të cilat u argumentuan ata që shohin se lënësi i namazit është kafir, si Hadithi:"Mes njeriut dhe kufrit është lënia namazit"), ato janë për të treguar ashpërsinë dhe përngjasimin me kafirat, e nuk merren drejtpërdrejt, siç është fjala e tij (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):"Sharja e muslimanit është shthurje, ndërsa vrasja e tij është kufër". Si dhe Hadithe të ngjashme me këtë, të cilat kanë për qëllim ashpërsinë në kërcënim e qortim.

Shejhu ynë (d.m.th: el Muvefek el Makdisi), ka thënë: Kjo është më e sakta prej dy mendimeve, dhe Allahu e di më mirë".

Them (shejh Albani): Shejh Sulejmani, i biri i shejh Abdullahit, i biri i shejh Muhamed ibën Abdulvehabit (Allahu i mëshiroftë!), në shënimet e tij, në librin "el Mukniu" (1\95-96) të Ibën Kudames, e përmedi këtë dhe e aprovoi.**63**

62. Përkundrazi, në këtë çështje ka kundërshtim, por më e sakta është se namazet e kaluara nuk falen kaza, siç e ka vërtetuar shejhu Islamit, Ibën Tejmije, në "Mexhmu el Fetava" (22\46) dhe Ibën Kajimi, në librin "es Salat" (72-102).
63. Shejhu ynë, el Albani (Allahu e mëshiroftë!), e ka përmendur fjalën e tij në "es Silsiletu es Sahiha" (1\131) botimi i parë, e më pas tha:
"E kam transportuar këtë tekst nga "Shënimet" e përmendura, që ta dinë disa fanatikë të medhhebit hanbeli se ajo që kam zgjedhur unë nuk është mendim vetëm i imi, me të cilin jam veçuar nga dijetarët, përkundrazi, ai është medhhebi i shumicës së dijetarëve, si dhe i kritikëve në medhhebin hanbeli..."
Pastaj tha:"Në këtë ka argument të mjaftueshëm kundër atyre fanatikëve, për t'i shtyrë ata – me Lejen e Allahut – që ta lenë fanatizmin e tyre dhe të jenë të drejtë kur gjykojnë".
Them, duke e përsëritur: Me Lejen e Allahut!!

Megjithëse imam Sheukani, në "es Sejlu el Xherar" (1\292), ka shprehur qartë se lënësi i namazit është kafir, nëse e lë atë me qëllim, që meriton të vritet. Dhe se është detyrë për prijësin e muslimanëve që ta vrasë atë. Por në librin "Nejlu el Eutar", ai ka sqaruar se nuk ka pasur për qëllim kufrin që nuk falet (kufrin e madh). Pas parashtrimit të fjalëve

të dijetarëve dhe kundërshtimit të tyre, dhe pas përmendjes së disa prej argumneteve të tyre në faqen 1\254-255, ai thotë:

"E vërteta është se ai (lënësi i namazit) është kafir dhe duhet vrarë. Sa i përket kufrit të tij, kjo sepse kanë ardhur Hadithe të sakta, ku thuhet se Ligjvënësi (Allahu i Lartësuar, por në gjuhën e Pejgamberit) e ka emërtuar lënësin e namazit me atë emërtim(!), si dhe e ka bërë ndarjen mes njeriut dhe emërtimit me këtë emër pikërisht namazin. Kështu që lënia e tij (namazit), bën të lejuar këtë emërtim (kafir).

Duhet të sqarojmë këtu se ne nuk mund të na imponohet asgjë prej kundërshtimeve të mëparshmëve, pasi që ne themi: Nuk ka ndonjë çudi që disa lloje të kufrit të mos jenë pengesë për faljen e Allahut dhe meritimin e ndërmjetësimit (në Ditën e Kijametit), siç është kufri i atyre që kthehen nga Kibla (muslimanëve) me disa gjynahe, të cilat Ligjvënësi i ka quajtur "kufër". Kështu që, nuk ka pse të kthehemi në interpretimet në të cilat kanë rënë të tjerët."

(Shejh Albani thotë:) Ka thënë të vërtetën (Allahu e mëshiroftë!). Por shkuarja e tij në lejimin e emërtimit me "kafir" lënësin e namazit është zgjerim jo i pëlqyer për mendimin tim, sepse Hadithet që ai përmendi, nuk e përmbajnë përgjithësimin e pretenduar, por në to thuhet:"ka bërë kufër"!

Unë nuk mendoj se ndokush do të lejonte komentimin e kësaj shprehje me shprehjen "ai është kafir". Pasi që, sipas kësaj, ai duhet të quaj "kafir" çdokënd për të cilin thuhet se "ka bërë kufër", si ai që betohet në diçka tjetër përveç Allahut, ai që vret muslimanin, apo ai i cili e mohon prejardhjen farefisnore të tij, e tjera si këto, që kanë ardhur nëpër Hadithe.

Po, nëse do të ishte e saktë ajo që transmeton Ebu Jeala (2349) e të tjerë nga Ibën Abasi, i cili e ngre tek Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) me shprehjen:

"Dispozitat e Islamit dhe shtyllat e Fesë janë tre dhe mbi to është ngritur Islami. Kush lë njërën prej tyre, ai me të bëhet kafir dhe gjaku i tij është i lejuar (për t'u vrarë). (Ato janë:) Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut, namazet e detyruara dhe agjërimi i Ramazanit".

Them: Nëse ky Hadith do të ishte i saktë, ai do të ishte argument i qartë në lejimin e emërtimit ndaj lënësit të namazit, porse ky nuk është i saktë, siç e kam sqaruar në "es Silsiletu ed Daife" (94).

Thelbi i kësaj është: Se vetëm lënia e thjeshtë (e zhveshur nga bindja) nuk mund të jetë argument për bërjen kafir të muslimanit, por ai është mëkatar dhe çështja e tij është tek Allahu; nëse do, e dënon e nëse do, e fal atë. Hadithi i cili është esenca e kësaj broshure, është tekst i qartë për këtë dhe nuk i jep mundësi asnjë muslimani për ta refuzuar atë.

Ndërsa ai që thirret për t'u falur dhe paralajmërohet me vrasje, nëse nuk përgjigjet, duhet vrarë dhe sigurisht që ai është kafir, gjaku i të cilit është i lejuar dhe atij nuk i falet xhenazeja dhe as nuk varroset në varrezat e muslimanëve.

Kështu që, Ai i cili e lëshon emërtimin e kufrit pa kufizim, është gabim. Po ashtu edhe ai i cili nuk e lëshon absolutisht atë, është gabim. E sakta në këtë çështje është shtjellimi.

Ky është haku, nuk ka perde mbi të, ndaj më lerë të qetë nga pengesat në rrugë!

Pas kësaj, ajo që më së shumti i frikësohem është se mos ndonjë fanatik injorant hidhet dhe kundërshton**64** këtë Hadith të saktë, për shkak të argumentit të tij të qartë se lënësi i namazit me përtaci, duke besuar në obligueshmërinë e tij, përfshihet në domethënien e përgjithshme të Fjalës së Allahut të Lartësuar:"**…dhe fal përveç tij (shirkut) kujt të dojë"**, ashtu si kanë bërë disa prej tyre, jo shumë larg, por në vitin 1407h. Janë bashkuar dy prej nxënësve të dijes – njëri prej tyre nga Saudia e tjetri nga Egjipti – dhe më kritikuan mua në disa Hadithe prej qindëshes së parë nga libri "Silsiletu el Ehadith es Sahiha", në mesin e të cilëve gjendej edhe Hadithi i Hudhejfe ibën el Jeman (Allahu qoftë i kënaqur prej tij!), me numër 87, me këtë tekst:

"Islami do të fshihet, ashtu siç fshihet ngjyra e rrobës (nga larja e shumtë), saqë nuk do të njihet se ç'është agjërimi, e as namazi, kurbani apo lëmosha.

Libri i Allahut të Madhëruar do të ngrihet brenda një nate dhe nuk do të mbesë asnjë Ajet prej tij në tokë. Do të mbesin një grup njerëzish, pleqtë e mëdhenj e të moshuar, të cilët do të thonë: Kemi arritur prindërit tanë dhe i kemi dëgjuar të thonë këtë fjalë:"La ilahe ila Allah", kështu që edhe ne e themi atë".

---

64. Apo e interpreton atë dhe e zhvesh nga argumentimi i tij!! Siç ka vepruar dr. Sefer Havali – Allahu e faltë! –, në librin e tij "edh Dhahiretu ..." (2\765), duke folur për Hadithin e ndërmjetësimit, e duke e lidhur me hadithin e Hudhejfes, të cilin e kemi përmendur në parathënie:
(Dr. Seferi thotë:) "Për ata që do të jenë në atë kohë – e lusim Allahun t'i ruaj! –, themi ashtu si ka thënë Hudhejfe: Fjala "La ilahe il lallah" i shpëton ata nga Zjarri, pasi që ata nuk dinë gjë tjetër veç asaj në atë kohë, e cila është koha më e keqe."
Shejhu ynë, el Albani (Allahu e mëshiroftë!), në kundërpërgjigje dhe kritikë ndaj tij, thotë (103):
"S'ka dyshim që kjo është fjalë e kotë, edhe nëse nuk dëshiron autori, sepse Hadithi i ndërmjetësimit është për ata që e meritojnë dënimin si shkak i gjynaheve që kanë bërë. E sa i përket këtyre, nëse janë që nuk dinë asgjë veç dy dëshmive, ata nuk e meritojnë dënimin, ndaj kujdes! Nëse ndonjëri prej tyre hyn në Zjarr si shkak i gjynaheve të tij, kjo është prej drejtësisë, por nuk ka të bëjë me Hadithin:
"Pa punuar asnjë punë të mirë". Kjo mund të përfytyrohet te ai që bëhet musliman dhe vdes menjëherë pas tij. Ai është në Xhenet, pa u dënuar.
Kështu që, mbartja e Hadithit për atë që nuk e meriton dënimin, është mosargumentim i qartë me argumetin e tij të qartë. I lartësuar është Allahu! Ra autori në atë që i mveshi të tjerëve!"

Siletu ibën Zufer i thotë Hudhejfes:"Ç'dobi do t'u bëjë atyre dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, duke qenë se ata nuk dinë se ç'është namazi, as agjërimi, as Haxhi e as lëmosha?!"

Hudhejfe i ktheu shpinën atij. Pastaj ia përsëriti atij tri herë, e çdo herë ai i kthente shpinën. Më pas, iu drejtua atij në të tretën herë dhe i tha:"O Siletu! Ajo i shpëton ata nga Zjarri" (tri herë).

Them: Ata të dy nxinë tri faqe të mëdha për dobësimin e këtij Hadithi, duke më kundërshtuar mua në saktësimin e tij, por ata nuk gjetën se ku të kapen për dobësimin e tij, veçse faktin se ai është nga transmetimi i Ebi Muavije Muhamed ibën Hazim ed Darir, me argumentin se ai kishte idetë e murxhieve dhe se Hadithi është në përputhje me bidatin e irxhasë!!

Sigurisht që kjo është nga injoranca e madhe, por nuk është vendi këtu për t'a sqaruar atë veçse shkurtimisht.

Përveç faktit se Ebu Muavija është i besueshëm dhe i marrë në konsideratë nga dy imamët e Hadithit (Buhariu dhe Muslimi), ai është ndjekur në këtë Hadith gjithashtu nga një i besueshëm tjetër si puna e tij. Përveç kësaj, Hadithi nuk ka të bëjë fare me irxhanë.

Ndërsa ata të dy pretenduan kështu, ngase janë injorantë në dije. Si mund të jetë ashtu si thonë ata, përderisa atë e ka konsideruar të saktë el Hakim dhe Dhehebiu, e po ashtu Ibën Tejmije, el Askalani dhe el Busiri?!

E nëse sipas logjikës së tyre është e lejueshme që dijetarë të kenë qenë të gjithë gabim, në saktësimin e këtij hadithi, a ka arritur çështja me këta të dy, deri atje sa të besojnë se ata dijetarë kanë konsideruar të saktë diçka që përkrah irxhanë ?!

Betohem për Allahun! Kjo është një prej të mëdhave; që ta qeverisë këtë dije, ai që nuk e njeh atë, e të bëjë të dobët atë që dijetarët e kanë konsideruar të saktë e të fortë!**65**

Nga Hadithi i saktë i mësipërm përfitohet se injoranca mund të arrijë tek disa njerëz deri aty, sa të mos njohin prej Islamit veçse dy dëshmitë, por kjo nuk do të thotë se ata e njohin obligimin e namazit dhe të shtyllave të tjera, e pastaj nuk i kryejnë ato, assesi. Në Hadith nuk ekziston diçka e tillë, por ata janë si shumë prej banorëve të fshatrave, apo muslimanët e rinj që janë në vendet e kufrit dhe nuk dinë nga Islami veçse dy dëshmitë.

Diçka e atillë mund të ekzistojë edhe në disa kryeqytete. Një herë më kanë pyetur në telefon për një grua, e cila ishte martuar me pyetësin dhe e cila e falte namazin pa u larë pas marrëdhënieve bashkëshortore!

Madje, tani shpejt më ka pyetur një imam xhamie, i cili e mbante veten për të ditur dhe se i lejohej t'i kundërshtonte dijetarët! Ai më pyeti për djalin e tij, i cili falej i papastër (xhunub) pasi që kishte arritur moshën e pjekurisë seksuale, sepse ai vetë nuk e dinte se është e detyrueshme që të pastrohesh nga papastërtia (xhenabeti)!!

---

65. Shih broshurën "Vekafat mea en Nedharat" të vëllait tonë të nderuar, shejh Semir ez Zuhejri.

---

Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!), në "Mexhmu el Fetava" (22\41), thotë:

"Kush e mëson se Muhamedi është i Dërguari i Allahut dhe beson në të, por nuk di shumë prej gjërave me të cilat ai ka ardhur, atë nuk e dënon Allahu për ato që nuk i kanë arritur atij. Përderisa Allahu nuk e dënon atë për lënien e besimit pasi që t'i ketë arritur, atëherë që të mos e dënojë atë për disa kushte të besimit veçse pasi t'i arrijnë ato është më parësore. Kjo është rruga e të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!), e njohur prej tij në raste të tilla".

Pastaj përmendi disa shembuj të dobishëm, prej tyre *mustehadan* (rrjedhje e gjakut, pas periodave të grave, për shkak të ndonjë sëmundjeje. Sh.p.):"…Ajo tha: Mua më rrjedh shumë gjak nga istihada, a më ndalon mua kjo nga namazi dhe agjërimi? Ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) e urdhëroi që të falet në kohën e istihadës, por nuk e urdhëroi që të kompensonte ato që i kishin kaluar (kaza).

Them: Ajo grua ishte Fatime bintu Ebi Hubejsh (Allahu qoftë i kënaqur prej saj!), Hadithi i së cilës gjendet në dy "Sahihat" (Buhariut dhe Muslimit), etj, si dhe është nxjerrë në "Sahih Ebi Davud" (281).

E njëjtë si ajo ishte Umu Habibe bintu Xhahsh, gruaja e Abdurrahman ibën Auf-it, e cila qëndroi me istihada për shtatë vjet radhazi. Edhe hadithi i saj gjendet në dy "Sahihat" (Buhariut e Muslimit), si dhe është nxjerrë në "Sahih Ebi Davud" (283).

Ka qenë edhe një e tretë, Hamnetu bintu Xhahsh. Edhe atë e ka përmendur Ibën Tejmije dhe në Hadithin e saj, ajo thotë:"Unë kam istihada të shpeshtë e të shumtë. Ç'farë thua për këtë? Më ka penguar nga namazi e agjërimi..." (Hadithi **66**).

Ekziston edhe një tekst tjetër nga imam Ahmedi (Allahu e mëshiroftë!), i cili duhej të bashkëngjitej me atë që kaloi prej fjalës së transportuar nga ai, pasi që ka lidhje të fortë ndërmjet tyre dhe se argumentimi i tij është i fortë gjithashtu për moskonsiderimin "kafir" të lënësit të namazit thjesht për lënien e tij, por kështu qe shkruajtur.

Abdullah ibën Ahmed, në "el Mesail" (56, 195f.) thotë:

"Pyeta babanë tim për një person që e ka lënë namazin për dy muaj radhazi, ndërsa ai tha:

Ai duhet të falet në atë kohë që i kujton ato namaze, sipas kohës së secilit namaz dhe vazhdon të falë prej namazeve të kaluara derisa të arrijë fundi i kohës së namazit të ditës. Pastaj fal atë që ka frikë se mos i del nga koha që mos ta humbi dy herë, pastaj kthehet e falet përsëri derisa të ketë frikë se mos i ikën koha e namazit që është pas tij. Dhe vetëm nëse i janë bërë shumë dhe është prej atyre që punon për të jetuar, e nuk mund t'i falë të gjitha, atëherë ai falet deri sa t'i duhet që të shkojë të punojë për të jetuar, pastaj kthehet përsëri të falet. Atij nuk i konsiderohet namaz nëse i kujtohet një farz që ka lënë pa falur para atij të ditës që po jeton. Ai e përsërit edhe një herë nëse i kujtohet në namaz."

A e sheh, o lexues i nderuar? A nuk vëren në këtë fjalë të imam Ahmedit pikërisht atë që shtjelluam më parë. Se muslimani nuk del nga Islami thjesht vetëm me lënien e namazit, madje as për lënien e namazeve të dy muajve rradhazi! Madje ai i lejoi atij që t'a shtyjë faljen e disa namazeve, që të punojë për të jetuar.

---

66. Transmeton Ebu Davudi, e të tjerë prej autorëve të "Suneneve", me sened të mirë dhe e ka saktësuar një grup i madh dijetësh. Ai është i nxjerrur në "Sahih Ebi Davud" (293) dhe në "Irvau el Galil" (188).

---

Sipas mendimit tim, kjo tregon për dy gjëra:

E para: Ajo që kaloi; se ai mbetet në Islamin e tij, edhe nëse nuk është liruar nga kompensimi i të gjitha namazeve të humbura.

E dyta: Se kryerja e namazeve të kaluara nuk është si kryerja e namazit të radhës, sepse unë nuk besoj se imam Ahmedi – e as ndonjëri që është më poshtë se ai – të lejojë lënien e namazit derisa t'i dalë koha, si shkak të kërkimit të rrizkut.

Dhe Allahu i Lartsuar është më i Dituri.

Dije, vëlla musliman, se në këtë transmetim nga imam Ahmedi - e çka është në kuptimin e tij – duhet të mbështetet çdo musliman për vetveten e tij së pari, dhe për vendin e imam Ahmedit së dyti, sepse është ai (Allahu e mëshiroftë!) që thotë:"Nëse vërtetohet saktësia e ndonjë Hadithi, ai është medhhebi im"**67**. Aq më tepër kur transmetimet e përcjella nga ai janë në kundërshtim të madh me njëri-tjetrin, siç e gjen këtë në librin "el Insaf" (10\327-328), e në libra të tjerë që janë në konsideratë.

Por megjithëse transmetimet prej tij janë të lëkundshme e me kundërthënie. Nuk ka në to asgjë të qartë se muslimani bëhet kafir thjesht vetëm me lënien e namazit.

Përderisa është kështu, është obligim që transmetimet që janë të përgjithshme prej tij të mbarten mbi transmetimet që janë të qarta dhe që sqarojnë qëllimin e tij (Allahu e mëshiroftë!), e ato janë çka përmendem më lart nga djali i tij, Abdullahi.

E nëse do të supozonim se ka transmetim të qartë nga ai për bërjen "kafir" të lënësit të namazit me thjesht lënien e namazit, bëhet obligim lënia e saj dhe mbështetja në transmetimet e tjera, për shkak se ato përputhen me këtë Hadith të saktë e të qartë në nxjerrjen e lënësit të namazit nga Zjarri, me besimin e tij edhe nëse ai është sa një grimcë.

---

67. Shiko parathënien e shejhut tonë, Albanit, në librin e tij:"Forma e namazit të Pejgamberit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) ".

---

Këtë e kanë deklaruar gjithashtu shumë prej dijetarëve të mëdhenj hanbeli, si Ibën Kudame el Makdesij, të cilin e përmendëm më sipër nga Ebi el Feraxh.

Teksti i fjalës së Ibën Kudames është ky:

"Nëse dikush lë diçka prej pesë adhurimeve nga neglizhenca, ai nuk bën kufër".

Kështu thuhet në librin e tij "el Mukniu" dhe e njëjtë me të në "el Mugni" (2\298-302), në një studim të gjatë të tij, në të cilin përmendi kundërshtimin në këtë çështje dhe argumentet e çdo grupi, pastaj doli me përfundimin e kësaj që është në "el Mukniu".

Kjo është e vërteta që nuk ka dyshim në të, dhe me atë janë dy autorët e librave "esh Sherhu el Kebir" dhe "el Insaf ", siç e pamë më sipër.

Pasi që e mësove të saktën prej fjalëve të Ahmedit, atëherë dije se nuk i kthehet imam Ahmedit ajo që ka përmendur es Subki në biografinë e imam Shafiut, në librin "Tabakat esh Shafiije el Kubra" (1\220), ku ai thotë:

"Thuhet se Ahmedi ka bërë dialog me Shafiun për lënësin e namazit.
- Shafiu i thotë atij:"O Ahmed! A thua për të se ai është kafir?"
- Tha:"Po."
- Tha:"Nëse është kafir, me çfarë futet në Islam?"
- Tha:"Duke thënë: Dëshmoj se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob e i Dërguar i Tij."
- Tha:"Por ai vazhdon ta thotë këtë fjalë e nuk e ka lënë atë!!"
- Tha:"Bëhet musliman duke kryer faljen."
- Tha:"Namazi i kafirit nuk pranohet, e as nuk mund të gjykosh se ai është musliman duke u bazuar në këtë."
- Atëherë Ahmedi ndali dhe heshti!!"

Kështu që, unë them: Kjo nuk i kthehet imam Ahmedit, për dy shkaqe kryesore:

E para: Se ky tregim nuk është i qëndrueshëm**68** dhe vetë es Subki e ka përmendur atë duke e filluar me shprehjen "Thuhet", e cila tregon ndërprerje në zinxhirin e transmetuesve të saj.

E dyta: Ngase ajo është bazuar në idenë se Imam Ahmedi e konsideron "kafir" atë musliman që e lë namazin thjesht me lënien e tij. Por kjo nuk qëndron që të jetë fjalë e tij, siç e sqaruam më parë.

Atyre që u kthehet kjo fjalë, janë disa profesorë të cilët vazhdojnë të thonë se muslimani bëhet kafir thjesht me lënien e namazit. Dëshira dhe shpresa ime është që ata të kthehen nga ajo fjalë, pasi të qëndrojnë me këtë Hadith të saktë, mbi të cilin ne formuluam këtë broshurë, si dhe (të qëndrojnë) në fjalën e Imam Ahmedit dhe të dijetarëve të tjerë të mëdhenj prej hanbelive, të cilët e përkrahin atë.

Vërtet që konsiderimi "kafir" i muslimanit njësues të Allahut, për shkak të një vepre që ai kryen (apo lë), nuk është e lejuar, deri sa të dallohet nga ai mohimi (i brendshëm)**69**, edhe nëse është mohim i një pjese nga ajo që ka ligjëruar Allahu, si ai që thirret për t'u falur, ndryshe vritet, siç e pamë më parë.

---

68. Atë e ka përmendur gjithashtu Sejid Sabik, në "Fikhu es Suneti" (1/95), por ka heshtur për të.
69. Kemi sqaruar në shënimet e mëparshme se ky lloj dallimi nuk bie ndesh me gjashtë llojet e kufrit, sipas asaj që është aprovuar te pasuesit e Sunetit.

---

Do të më pëlqente që me këtë rast të përmendja atë që transporton Ibën Haxheri në "el Fet'h" (12/300), nga el Gazali, se ky thotë:

"Ajo prej të cilës duhet të ruhemi, është çështja e bërjes "kafir" (të muslimanit), sa më shumë të mundemi, sepse lejimi i gjakut të muslimanëve, të cilët aprovojnë Njësimin e Allahut, është gabim dhe të gabuarit në lënien e një mijë kafirave në jetë, është më i lehtë se të gabuarit në derdhjen e gjakut të një muslimani të vetëm."

Përveç kësaj, më kanë treguar se dikush, pasi është vënë para katij Hadithi, ai dyshoi në aprovimin e tij për shpëtimin e muslimanit që ka lënë namazin nga përjetësimi në Zjarr me mosbesimtarët, madje pretendoi se ai (lënësi i namazit) nuk është përmendur në asnjë prej grupeve që do të dalin nga Zjarri (të përmendura në Hadith)!!

Sigurisht që kjo është një kryeneçësi e habitshme, e cila na kujton me kryeneçësinë e disa fanatikëve të medhhebeve në kundërshtimin e domethënies së teksteve për të përkrahur medhhebin e tyre!

Hadithi në fjalë është mëse i qartë se grupi i parë i atyre që nxirren nga Zjarri përfshin të gjithë ata që falen dhe njihen nga shenja se Zjarri nuk i ha fytyrat e tyre, ndërsa grupet e nxjerra pas atyre, nuk do të ketë fare në mesin e tyre muslimanë që kanë qenë pas falur.

Nëse diçka e tillë nuk i bën dobi disa imituesëve të ngurtë, atëherë nuk kemi tjetër ç'të themi, përveç Fjalës:**"Selamun alejkum! Ne nuk kërkojmë (rrugën për tek) të paditurit."** [el Kasas: 55].

## Konkluzioni i broshurës

Hadithi që kemi në duar, Hadithi i ndërmjetësimit, është një Hadith madhështor, me shumë argumentime e domethënie, prej të cilave është edhe ajo që thamë më parë: argumentimi i prerë i tij për mosdaljen nga Islami të atij që e lë namazin, duke qenë se e beson obligueshmërinë e tij, dhe ai nuk do të mbetet përgjithmonë në Zjarr me mosbesimtarët e idhujtarët.

Prej këtu, unë shpresoj me të gjithë sinqeritetin tim, që të gjithë ata që e lexojnë këtë broshurë me këtë Hadith e me Hadithe të tjera si ai, të kthehen nga konsiderimi "kafira" të muslimanëve që kanë lënë namazin duke besuar se ai është obligim, dhe të njësuesve të Allahut të Lartësuar, pasi që bërja "kafir" muslimanin është diçka shumë e rrezikshme, siç e pamë më parë. Ata kanë për detyrë vetëm të përkujtojnë njerëzit për vendin e rëndësishëm të namazit në Islam, me atë (përkujtim) që ka ardhur në Kuran, në Hadithet Profetike dhe në gjurmët e sakta të selefëve. Megjithëse, për të ardhur keq, ky lloj vendimi ka dalë nga dijetarët, ndërsa ata nuk mund ta zbatojnë vendimin me "kufër" dhe as me vrasje, qoftë edhe të një lënësi të vetëm të namazit, as në vendin e tyre, e aq më pak në vendet e tjera muslimane!

Vendimi me vrasje për lënësin e namazit, pas thirrjes së tij që të kthehet e të kryejë namazin, ka qenë për një urtësi të qartë; se ndoshta ai pendohet, nëse beson se namazi është obligim, dhe nëse ai zgjedh vrasjen sesa të falet, kjo tregon se lënia e namazit nga ai ka qenë për shkak të mohimit të tij (të brendshëm). Nëse vdes në këtë gjendje, ai vdes "kafir", siç e pamë më parë edhe nga fjala e Ibën Tejmijes (Allahu e mëshiroftë!). Kështu që, moskryerja e namazit nga ai në këtë rast, është argument vepror (i dukshëm, me vepër) që ai ka dalë nga Islami, por diçka e atillë nuk mund të verifikohet sot, për fat të keq! (Pasi që këtë verifikim duhet ta bëjë prijësi i muslimanëve. Sh.p.)

Kështu që, dijetarët të mjaftohen me aspektin teorik, me mendimin e shumicës së dijetarëve të muslimanëve, që lënësi i namazit, i cili beson se ai është obligim, nuk konsiderohet "kafir".

Për këtë ne paraqitëm argument të prerë nga Suneti i saktë, kështu që nuk ka më justifikim për askënd.

**"Dhe të kenë kujdes ata të cilët nuk pajtohen me ndonjë prej urdhrave të të Dërguarit, se mos bie mbi ta ndonjë fitne (sprovë, fatkeqësi, trazira, etj), ose t'u jepet ndëshkim i dhimbshëm!"** [en Nur: 63].

Vërejtje:

Transportuam më parë fjalën e Ibën Kudames (Allahu e mëshiroftë!), i cili është një prej atyre që i ka shpëtuar të argumentuarit me këtë Hadith të saktë, për medhhebin e saktë, në moskonsiderimin "kafir" të lënësit të namazit nga neglizhenca.

Por është për t'u çuditur fakti se ai ka përmendur një Hadith tjetër, i cili sikur të ishte i saktë, do të kishte qenë vendimtar në këtë kundërshtim, pasi që në atë Hadith thuhet se një shërbëtor i disa Ensarëve ndërroi jetë, pasi kishte qenë që herë falej dhe herë e linte faljen. Megjithatë, i Dërguari (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) urdhëroi që t'a lanin, t'i falej xhenazeja dhe të varrosej."

Megjithëse ai (Ibën Kudame) heshti për këtë Hadith, por ai ka vepruar mirë që e ka përmendur atë me senedin e tij nga transmetimi i el Hilal-it, gjë e cila më dha mundësinë t'a studioja atë sened dhe të gjykoja për të se ai meriton të konsiderohet i dobët dhe i refuzuar. Dhe për këtë shkak, unë e kam radhitur atë në librin "Silsiletu el Ehadith ed Daife" (6036).

Vërejtje tjetër:

Pak ditë pas shkruajtjes së kësaj që kaloi, një nga vëllezërit e mi më tregoi një libër të rëndësishëm, me titull:"Fet'hun minel Azizi el Gafar bi Ithbati enne Tarike es Salati Lejse minel Kufar" (Zgjidhje nga i Gjithëfuqishmi dhe Falësi i Madh për aprovimin se lënësi i namazit nuk është prej mosbesimtarëve), i autorit Ata ibën Abdulatif ibën Ahmed. Unë u gëzova shumë nga ai dhe ajo që e shtoi edhe më shumë gëzimin tim, ishte kur e shfletova të gjithin dhe gjeta në të disa tema, në të cilat dukej qartë metoda akademike e autorit dhe analiza që ai i bën argumenteve të ndryshme.

Prej kësaj metode, madje më e rëndësishmja në të është nxjerrja e Haditheve, kërkimi i të gjitha rrugëve dhe transmetimeve dëshmuese të tyre dhe ndarja e të dobëtave nga ato të saktat, me qëllim që pas kësaj, të mund të rrëzohen ato me të cilat nuk lejohet humbja e kohës për shkak të dobësisë së tyre, por të mbështetesh në transmetimet e qëndrueshme dhe të argumentosh me to, apo t'u përgjigjesh atyre.

Pikërisht kështu ka vepruar vëllai ynë, autori në fjalë, Allahu ia shpërbleftë me të mira! Ndryshe nga disa autorë të tjerë, të cilët grumbullojnë çdo gjë që përkrah mendimin e tyre, duke mos kërkuar vetëm të saktat në mesin e tyre, siç kanë vepruar ata që më kanë kundërshtuar në çështjen e mbulimit të fytyrës së gruas, prej autorëve sauditë, egjiptianë, etj.**70**

70. Shejhu ynë, Albani (Allahu e mëshiroftë!), i ka grumbulluar argumentet dhe dyshimet e tyre, në një libër të madh e të veçantë, me titull "er Radu el Mufhim ala men Teshedede ue Teasebe…" (Kundërpërgjigja bindëse ndaj atyre që shtrëngojnë dhe janë fanatikë, të cilët e detyrojnë femrën që të mbulojë fytyrën dhe duart e saj duke e konsideruar këtë të detyrueshme, ndërkohë që ata kundërshtojnë dijetarët, të cilët kanë thënë se kjo gjë është Sunet dhe diçka e pëlqyeshme." Ky libër është botuar.

Ndërsa vëllai në fjalë, Atai, ka ndjekur metodën akademike në kundërpërgjigjen ndaj atyre që e konsiderojnë "kafir" lënësin e namazit. Ai mblodhi argumentet e tyre dhe përmendi pozitivet dhe negativet e tyre, pastaj përmendi argumentet e palës tjetër, sipas të njëjtës metodë dhe bashkoi e harmonizoi ndërmjet tyre me një metodë të shkëlqyer e të fortë, edhe pse ndonjëherë atë e shoqëronte diçka prej butësisë në saktësimin e argumenteve duke u nisur nga dëshmuesit e tyre, pastaj përpjekja disi e tepruar dhe artificiale për harmonizimin ndërmjet tyre dhe Haditheve të sakta, që argumentojnë për mos rënien në "kufër" të lënësit të namazit, siç ka vepruar me Hadithin e Ebu Darda-së për namazin:"Kush e lë atë, ai ka dalë nga populli Islam"; pas sqarimit të dobësisë së senedit të tij, ai u kthye dhe e përforcoi atë me dëshmuesit e tij!!

Por në të vërtetë, ato janë dëshmues jokalimtarë dhe nuk vlejnë për forcimin e këtij hadithi. Pastaj foli diçka të habitshme, duke e interpretuar hadithin e mësipërm, të daljes nga populli Islam, se ai ka për qëllim dalje formale dhe jo dalje në të vërtetë!!

Përveç kësaj, ai ka edhe butësi në saktësim e interpretime të tjera, siç është hadithi i nxjerë në "ed Daife" (6037).

E drejta është se libri i tij është shumë i dobishëm në subjektin e tij, pasi që ai ka grumbulluar çdo gjë që lidhet me të, positive dhe negative, të pranueshme apo të papranueshme, pa ndonjë fanatizëm të dukshëm për ndokënd nga ana e tij.

Më e mira që gjendet në të është tema e parë e kapitullit të dytë, e cila ka të bëjë me përmendjen e argumenteve të veçanta që argumentojnë se lënësi i namazit nuk del nga Islami. Numri i argumenteve të përmendura atje është dymbëdhjetë.

Kur unë e lexova atë temë në parathënien e librit të tij, mendova se do të gjeja në mesin e tyre edhe Hadithin e ndërmjetësimit, pasi që ai është vendimtar në këtë kundërshtim, tek çdo i paanshëm e i drejtë në gjykim, siç e sqaruam edhe më parë, por fatkeqësisht, edhe atij i kishte shpëtuar ky Hadith, ashtu siç i ka shpëtuar edhe të tjerëve prej bashkëkohësve apo të hershmëve.

Megjithatë, unë e shoh të domosdoshme të hedh dritë mbi një prej argumenteve që ai ka përmendur, për shkak të rendësisë së tij dhe pavëmendësinë ndaj tij të atyre që e konsiderojnë "kafir" lënësin e namazit.

Është për qëllim fjala e të Dërguarit (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!):

"Vërtet që Islami ka disa shenja dhe drita si ato të rrugës..." deri në fund të Hadithit**71**, ku përmendet Teuhidi, namazi e shtyllat e tjera të njohura të Islamit, pastaj ai (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të!) thotë:

"Kush lë diçka prej këtyre, ai ka lënë mangut një prej pjesëve të Islamit, ndërsa kush i lë të gjitha ato, ai i ka kthyer shpinën Islamit."

Autori në fjalë e ka nxjerr këtë Hadith në mënyrë të përsosur, ka kërkuar rrugët e tij dhe ka sqaruar se disa prej tyre janë me sened të saktë, pastaj sqaroi argumentimin e tij të qartë se lënësi i namazit nuk del nga Islami.

Këtë Hadith unë e kam pas nxjerr kohë më parë, në librin "Silsiletu el Ehadith es Sahiha" (nr. 333), para mëse tridhjetë vjetësh, dhe ai ka përfituar nga kjo nxjerrje që kam bërë në këtë libër, ashtu siç është puna e atij që vjen më pas me atë që ka qenë më parë. Megjithatë, ai nuk e ka përmendur këtë gjë, qoftë edhe me fjalën më të vogël. Ndërkohë që ai do të bënte mirë t'a përmendte (duhet t'a përmendte) këtë gjë, aq më tepër kur ai më ka veçuar me kritikë në disa Hadithe. Por kjo nuk më dëmton mua aspak, madje ai do të më bëjë dobi mua, ia ka qëlluar apo jo të vërtetës, por nuk është tani dhe këtu vendi i shtjellimit të kësaj.

---

71. Ky hadith është përmendur në shënimet e faqes (6) të këtij libri.

---

## Përfundimisht:

Cilido që ka dyshim dhe pështjellim në këtë çështje, të lexojë dhe t'i kthehet këtij libri, dhe t'a dijë se Allahu i Lartësuar, vetëm Ai jep sukses në arritjen e të vërtetës!

I Lartësuar dhe larg të metave je Ti, o Zoti im! Ty të takon falenderimi. Dëshmoj se nuk të adhuruar tjetër (me të drejtë) përveç Teje. Kërkoj falje prej Teje dhe të kthehem Ty me pendim!